# DITURIA ISLAME

NUMËR 323 | VITI 31 | SHTATOR 2017 | DHUL-KA'DE/DHUL-HIXHE 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## KURBAN-BAJRAMI MANIFESTIM I DEVOTSHMËRISË SË BESIMTARIT

## SULMET KUNDËR ESHARIVE DHE MATURIDIVE

www. bislame. net

**Ejup Ramadani**

# Pikë uji

*O pikë e ujit, që je jeta vetë,*
*Shpresë gjallërie e njerëzimit,*
*Shton frymëmarrjen e s'tret,*
*I shton vlerë shpirtit e besimit.*

*O pikë e ujit, sa e vogël që je,*
*Kujt s'i prish punë, as i bën zarar,*
*Thatësinë e tokës në jetë s'e lë,*
*Në gjelbërim e mbulon si me ar.*

*O pikë e ujit, ty Zoti aq shumë të vlerësoi,*
*Sa Xhenetin nasib ta bëri me "Keuther",*
*Një sure të tërë në Kuran të kushtoi*
*Për Hajrul-Berrije dhe Hajrul-besher.*

*O pikë e ujit, hijeshia e planetit Tokë,*
*Rrjedh e nuk ndalesh e në largësi shkon*
*E kur ka nevojë, ti, me urdhër të Zotit,*
*Bereqetin pa kufi, në formë shiu e pikon.*

*O pikë e ujit, që prej teje u bënë dete,*
*Liqene, lumenj e oqeane pa kufij*
*Dhe prin me dritë, me diell e hënë,*
*U falesh gjallesave – si ushqim për njeri.*

*Me lumin Llap u rrita, nëpër mote,*
*Duke soditur rrjedhën tutje valë valë,*
*Ushqim i jetës, mrekulli e kësaj bote,*
*Krejt ç'është e vlefshme na e fal.*

*Të gjitha stinëve, me ty ne u krenuam,*
*Si në vjeshtë me ujë shumë e me tërbim,*
*Si në verë kur në valët e tua u freskuam,*
*Si në dimër mbi akull kur bënim skijim.*

*Misioni yt hyjnor o lumi im i fëmijërisë,*
*Na mbajti me mburrjen që të kemi,*
*Si refleks i porositur i vullnetit të Hyjnisë,*
*Për krejt çka na fale, falënderues jemi.*

*Sot, kur kaloj mbi ty shpejtazi me makinë,*
*Turpërohem e djersitem nga marazi për ty,*
*Kur të shoh të ndotur me aq fëlliqësirë,*
*Lumi i kujtimeve të mia, sa të paskan ndyrë.*

*Pasi të kem ikur larg nga ti, o lumë i bekuar,*
*Nuk më hiqesh nga mendja, më rri në shikim,*
*Aq shumë të paskan plagosur, të paskan helmuar,*
*I tëri qenke shndërruar në plagë e në trishtim.*

*A është kjo "mirënjohje" për nimetin e Zotit?*
*Apo është kob i bukëpërmbysësve, të quajtur xhahil,*
*Falna o Zot, se nuk jemi më të mirë, në ditë të sotit,*
*Falna o Zot, se ne kemi nevojë për dije e për mëshirë.*

*Falna o Zot, se toka faj nuk ka e as lumi ynë,*
*Se planeti gjithfarë malukatësh ka në gjiun e tij,*
*I lutem njeriut dhuntinë e Zotit të mos e pështyjë,*
*Ta ruajë dinjitetin e duhur, ta mbajë emrin e vet njeri!*

***Ejup Ramadani, më 8 gusht 2017***



## PËRMBAJTJA



**Deklaratë për opinion**

Mbrëmë persona të panjohur kanë atakuar e vandalizuar mbishkrimet e agjencisë "TIKA" që janë të vendosura në muret dhe hapësirat e Xhamisë së Madhe dhe të xhamisë Jashar Pasha në Prishtinë.

Cenimi në çfarëdo forme i objekteve fetare është akt i shëmtuar e i papranueshëm, ndërsa atakimi dhe përdhosja e emrit të agjencisë "TIKA", e cila ka restauruar këto dy xhami monumentale të mbrojtura me ligj, përveçqë është akt qyqar e veprim i ulët, për më tepër si i tillë është veprim i dëmshëm sepse nxit urrejtje, mosdurim ndaj popullit mik turk, përkrahja e mbështetja e të cilit nuk ka munguar për asnjë çast.

Të përdhosesh mbishkrimin e një institucioni që ka restauruar monumentet e trashëgimisë materiale, përveçqë është vepër e dënueshme, ngërthen në vete edhe veti të mosmirënjohjes dhe përbuzje për partnerët e miqtë tanë ndërkombëtarë - për ata që na ndihmuan, përkrahën e mbështetën, gjë që nuk është virtyt e as vlerë e populli tonë.

Ne edhe me këtë rast i shprehim mirënjohje agjencisë TIKA për projektet që ka realizuar dhe po realizon gjithandej Kosovës, në të njëjtën kohë shprehim keqardhje që individë të caktuar ia kanë përdhosur emrin. Aktet e veprimet e tilla të liga i dënojmë fuqishëm dhe në të njëjtën kohë kërkojmë nga organet kompetente që kryesit e këtyre akteve të turpshme të zbulohen dhe sa më parë të sillen para drejtësisë.

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Ilmi Rexhepi | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë. Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail. com | dituriaislame@yahoo. com, www. dituriaislame. com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

*"…Kush e mbyt një njeri (pa të drejtë), i cili nuk ka mbytur askë, ose nuk ka bërë në tokë turbullira, është sikur t'i kishte mbytur të gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkaktar për të jetuar dikush) është sikur t'i kishte ngjallur të gjithë njerëzit."*
*(Kurani, 5: 32).*

# Keqkuptimi i fjalës xhihad

*Fjala 'xhihad' në gjuhën angleze dhe në gjuhë të tjera, zakonisht, përkthehet si 'Luftë e Shenjtë' e cila, si e tillë, është bërë sinonim për 'mani ndaj Islamit'. Xhihadi ose 'lufta e shenjtë' në kuptimin e luftërave imperialiste, agresive, të cilat kanë për qëllim imponimin e fesë me forcë, nuk ekziston aspak në Islam. Kundërshtarët e Islamit, të cilëve u ka ardhur në ndihmë edhe një pjesë injorantësh myslimanë, duke e përkthyer fjalën xhihad si 'luftë e shenjtë', nxorën parullën 'shpata islame' me të njëjtën tendencë.*

*Institucioni i xhihadit në islam, ka vlerë jashtëzakonisht me rëndësi. Në kuptimin më të gjerë 'xhihad' do të thotë të bëhen përpjekje dhe të derdhet mund në të gjitha aksionet dhe aktivitetet, me qëllim të ruajtjes, prosperitetit dhe mbarësisë si të individit, ashtu edhe të bashkësisë. Ky lloj xhihadi, - si fjalë (paskajore e një lloji të zgjeruar të foljeve) rrjedh nga "xhehd-përpjekje",- do të thotë të bëhet përpjekje, duke u nisur pikësëpari nga njeriu si bartës i kësaj instance.*

*Xhihadi nuk është vetëm një veprim i jashtëm, ai është gjithashtu edhe veprim i brendshëm për forcimin e vetvetes dhe për përmirësimin e gabimeve. Ky rregull ilustron bollshëm se xhihadi nuk përfshin patjetër fillimin e luftës sulmuese apo mbrojtëse. Sa i përket termit 'xhihad' apo 'lufta në rrugën e Allahut', duhet të theksojmë se ai përmban edhe detyrën e luftës kundër armikut të Islamit dhe myslimanëve, në qoftë se ata kanë qëllime të këqia agresive dhe robëruese.*

*Për luftën kundër armikut, në gjuhën arabe, ka dy terma që kanë të bëjnë me konfliktet luftarake: termin 'kital', që jep idenë e luftës kundër sulmuesit dhe termin 'harb', që jep idenë e gjendjes së vetë luftës.*

*Në luftërat e zhvilluara ndërmjet besimtarëve dhe jobesimtarëve, gjatë 23 viteve të pejgamberisë së Muhammedit a.s., vdiqën afër 150 burra nga ana e armikut. Numri i myslimanëve të martirizuar llogaritet rreth 120. Historia botërore nuk mund të paraqesë shembullin e një revolucioni të tillë.*

*Disa qarqe qëllimkëqia dhe tendencioze në Perëndim, posaçërisht nga periudha e kolonializmit, u përpoqën që xhihadin ta interpretojnë gabimisht, që me këtë të argumentojnë në mënyrë të qëllimshme se Islami qenka imponuar me forcë dhe qenka përhapur me shpatë.*

*Sigrid Hunke-ja thotë: "Arabët nuk kishin për qëllim që t'i konvertojnë njerëzit, por që të zgjerojnë rajonin e sundimit të Zotit- strategji, e cila, e lidhur me tolerancën islame, rezultoi me pasoja krejt të tjera për sundimin e Afrikës Veriore dhe të Spanjës nga myslimanët, krahasuar me nënshtrimin e vendasve të Amerikës Latine dhe Veriore nga disidentët e krishterë evropianë."*

*Prandaj, mund të konkludojmë se lufta në rrugë të Allahut ose 'Xhihadun fi sebilil-lah', që është përmendur shpesh në Kuranin e shenjtë, ka kuptim të gjerë, që nënkupton kryerjen e urdhrave të Zotit; parimet morale; luftën kundër epsheve dhe pasioneve të këqia; luftën kundër të keqes në shoqëri; flijimin personal e material në kuptimin social altruist për të mirën e bashkësisë; luftën kundër armikut etj.*

*Pra, është një fushë e gjerë ku xhihadi prezantohet dhe vërtetohet në një kuptim më të gjerë. Ky lloj xhihadi përfshin çdo luftë në fushën kulturore, shpirtërore, politike, ekonomike dhe tekniko-shkencore. Ky është xhihadi, të cilin Islami e rekomandon gjithnjë.*

*Dr. Ajni Sinani*

# Urimi i zëvendëskryetarit të Kryesisë së BIRK-ut, Reshat ef. Mexhitit me rastin e festës së Kurban-Bajramit



Zëvendëskryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Reshat ef. Mexhiti, në emër të Myftiut Naim Tërnava dhe në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës u ka uruar të gjithë besimtarëve islamë festën e Kurban – Bajramit.

Në urim bëhet thirrje që në këtë ditë feste e gëzimi të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë të jenë më humanë, solidarë, mëshirues e tolerantë, të ndihmojnë njëri – tjetrin, skamnorët, jetimët, të vetmuarit dhe të gjithë ata që kanë nevojë.

Ja urimi i plotë i BIK-ut për festën e Kurban – Bajramit:

*Të nderuar besimtarë!*

*Vëllezër dhe motra!*

Të nderuar qytetarë të Kosovës!

Nesër, më datën 01 shtator 2017, ditë e premte, e përputhshme me 10 dhul-hixhe 1438 hixhrij; është dita madhështore e festës së Kurban – Bajramit, të cilën besimtari e stolis me përkushtim, sakrificë e flijim vetëm për hir të Allahut xh.sh., duke e nisur ditën me faljen e namazit të sabahut, pastaj, pas lindjes së diellit, me faljen e namazit të bajramit bashkërisht në xhami dhe, pas namazit, me prerjen e kurbanit e shpërndarjen e mishit të tij si dhe duke vazhduar me vizitat në farefis, te miqtë e dashamirët për t'ua uruar bajramin.

Me këtë rast, më lejoni që, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, organeve dhe institucioneve të saj, në emër të Myftiut Tërnava dhe në emrin tim personal, t'ju drejtohem me këtë mesazh urimi duke lutur të madhin Zot për mbarësi e begati.

Festa e Kurban – Bajramit na sjell mënyrën më të mirë për mësimet hyjnore për barazi, drejtësi, unitet, solidaritet, bamirësi e sakrificë, parime këto që bëjnë besimtarin të reflektojë për të mirë dhe për atë që e do Krijuesi i gjithësisë.

*Besimtarë të nderuar!*

Kurban-Bajrami vjen pasi besimtarët kryejnë Haxhin dhe therin Kurbanin. Në Haxh besimtarët shprehin në mënyrën më të mirë barazinë e unitetin. Haxhi kryhet në një atmosferë krejt të veçantë, me norma e rregulla të veçanta, në kohë të caktuar dhe në vende të caktuara, ku dominojnë respekti e dashuria ndërmjet të gjithëve, ku shfaqet përkushtimi ndaj Allahut dhe ku shprehet solidariteti mes njerëzve të vendeve e të etnive të ndryshme.

Sot, miliona haxhilerë ditën e kalojnë në Arafat duke lutur Zotin dhe duke shprehur përkushtimin ndaj Tij. Në atë vend të bekuar janë edhe haxhilerët nga trevat tona, për të cilët veçanërisht lutemi që Zoti t'ua pranojë Haxhin dhe ibadetet e tyre.

Festa e Kurban-Bajramit, përveç që reflekton adhurimin e Krijuesit Fuqiplotë, në vete ka edhe simbolikën e flijimit, që na vjen nga koha e Ibrahimit a.s., e që për mision ka përhapjen e vlerave të humanitetit, solidaritetit, bamirësisë e mbi të gjitha arritjen e devotshmërisë. Flijimi i kurbanit që e bëjmë me këtë rast, nuk e ka qëllim më vete derdhjen e gjakut, por, mbi të gjitha arritjen e devotshmërisë.

Allahu i Gjithëmëshirshëm na udhëzon: "Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta dhe vdekja ime janë vetëm për Allahun…".

Në këtë ditë feste e gëzimi thërras të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë që të jenë më humanë, solidarë, mëshirues e tolerantë, të ndihmojnë njëri – tjetrin, skamnorët, jetimët, të vetmuarit dhe të gjithë ata që kanë nevojë.

Njerëzimi duhet të kultivojë vlera për një jetë më të mirë, për një shoqëri më të shëndoshë dhe për një unitet dhe vëllazëri të mirëfilltë.

*Besimtarë të nderuar!*

Duke falënderuar Zotin për të mirat që na ka dhënë në vendin tonë, ju ftoj që sa më shumë ta kujtojmë Krijuesin dhe të jemi sa më solidarë ndaj njëri – tjetrit. Në prag të festës së Kurban-Bajramit më lejoni që edhe një herë t'ju uroj të gjithëve shëndet, lumturi, begati, mbarësi, harmoni, dashuri dhe paqe për mbarë njerëzimin!

*Me fat Kurban-Bajrami!*

*Reshat ef. Mexhiti,*
*zëvendëskryetar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës*

Hetem Sopiani

# Kurban-Bajrami manifestim i devotshmërisë së besimtarit

S'ka dyshim se falënderimet dhe adhurimet i takojnë vetëm të Madhit Zot xh.sh.Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. E falënderojmëAllahun Fuqiplotë, i Cili na mësoi të jemi të unifikuar e bashkuar rreth ligjeve të Tij, na ndaloi të jemi të ndarë e të përçarë mes vete. Vetëm Ai është i Plotfuqishëm dhe vetëm Ai meriton të adhurohet e madhërohet, kurse përshëndetjet tona të përzemërta, ia dërgojmë njeriut më të dashur të njerëzimit, atë që Allahu e zgjodhi mëshirë dhe udhërrëfyes për mbarë njerëzimin, Muhamedit a.s., familjes dhe shokëve të tij të sinqertë dhe të gjithë atyre që mundohen të hapërojnë hapave të tij deri në Ditën e Gjykimit.

*Të respektuar xhematli të pranishëm dhe jubesimtarë kudo që jeni duke na ndjekur përmes kanaleve televizive.*

*Besimtarë të nderuar!*

Sot është ditë feste e gëzimi për të gjithë besimtarët myslimanë. Këto ditë fisnike janë ditë që bashkojnë zemrat e të gjithë besimtarëve gjithandej, kudo që janë, për të përjetuar me shpirt gëzimin e harenë dhe duke e falënderuar Allahun për begatitë dhe të mirat që na i ka dhuruar Ai. Kjo është festë që i afron rreth sofrës familjet dhe të afërmit e tyre.

E mbi të gjitha, festa e Kurban-Bajramit është këshillë dhe rikujtim i mësimeve dhe porosive hyjnore, të cilat e ndihmojnë besimtarin për organizimin e jetës në këtë botë dhe për të qenë faqebardhë e të shpëtuar në Botën tjetër.

Festën e Kurban-Bajramit e karakterizojnë dy obligime themelore në Islam: Haxhi dhe prerja e Kurbanit, të cilat janë obligim për të gjithë ata të cilëve Zoti u ka dhënë mundësi materiale dhe fizike për kryerjen e tyre.

Haxhi është ndër kushtet themelore në Islam, i cili kryhet me vizitën që i bëhet Qabesë, Kiblës së myslimanëve, në kohë të caktuar dhe në vend të caktuar.

Besimtarët nga e tërë bota, gjatë kryerjes së haxhit, luten që Allahu t'ua falë mëkatet, duke kërkuar mëshirën e Allahut për veten e tyre, familjen, të afërmit dhe për besimtarët në përgjithësi, ngase haxhi sjell unitet dhe harmoni

Allahu xh.sh.i mbledh njerëzit nga të katër anët e botës, nga Lindja dhe Perëndimi, arabët dhe joarabët, nga popujt e ndryshëm, nga vendet e ndryshme, pa marrë parasysh pozitën dhe statusin e tyre shoqëror. Islami i ka bashkuar në një vend të besojnë në një Zot, ta pasojnë një Profet, të drejtohen nga e njëjta Kibël, të kryejnë të njëjtat rituale, janë pjesë e një safi dhe që të gjithë së bashku me një zë e madhërojnë Allahun duke thënë: "Të përgjigjem ty, o Zot, të përgjigjem! Ti nuk ke rival, o Zot! Vetëm ty tëtakojnë falënderimi, mirësia e pushteti. Ti nuk ke shok."

Haxhi është udhëtimi i jetës, me dy petka të bardha që ne e quajmë IHRAM, me të cilët nis udhëtimi në vendet e shenjta. Gjurmët e historisë së profetëve të njerëzimit kanë lëvizur në këtë vend, pothuajse në të njëjtët hapa, ndoshta me të njëjtat lutje, ndonëse në gjuhë të ndryshme.

Kjo i ngjan një kuvendi të madh, i thirrur jo nga institucione shtetërore apo ndërkombëtare, pornga Krijuesi i kësaj ekzitence madhështore.

Në këtë vend mëshire e faljeje, pavarësisht vendit prej nga vjen, secili mundohet të marrë për vete bekimet, faljet, dashurinë për njëri-tjetrin për t'i shpërndarë më pas në vendin e tij.

Më pas vjen dita e Arafatit – Dita më e vlefshme dhe më e madhe e vitit në të cilën lind dielli, vendi i faljes dhe dashurisë, vendi i shenjtërisë së familjes dhe i edukimit të brezave.

Dita e Arafatit është dita më e mirë e vitit. Ajo është në dhjetë ditët e para të Dhul-Hixhes dhe është transmetuar nga Profeti a.s. të ketë thënë: "Agjërimi i ditës së Arafatit, fshin gjynahet e dy viteve."

Në këtë ditë të Arafatit, Zoti qëndron pranë krijesave të Tij dhe mburret para engjëjve. Transmeton Ebu Hurejre se Profeti a.s. ka thënë: "Zoti mburret para banorëve të qiellit, me haxhilerët në Arafat, duke u thënë: "I shihni robërit e Mi! Kanë ardhur të lodhur e të pluhurosur nga skajet e largëta! Jini dëshmitarë se i kam falur!"



Besimtarët, sot më shumë se kurrë më parë, kanë nevojë për faljen e mëkateve nga Zoti xh.sh., prandaj Haxhi është mundësi e mirë që besimtari të pastrohet përfundimisht nga mëkatet e tij dhe në këtë menyrë të fillojë një jetë të re, jetë e cila e shpie drejt shpëtimit e jo në shkatërrim.

*Të nderuar besimtarë, vëllezër dhe motra:*

Festa e Kurban-Bajramit na e përkujton ngadhënjimin e besimit, bindjes dhe dashurisë ndaj Allahut mbi të gjitha lakmitë e kësaj bote, bile edhe mbi pasurinë dhe fëmijët tanë. Këtë sprovë e përjetuan edhe dy pejgamberët e Allahut xh.sh.Ibrahimi dhe Ismaili a.s. (babë e bir), por që të dy vërtetuan se jo rastësisht ishin të zgjedhurit e Zotit. Ibrahimi a.s. tregoi gatishmërinë që të flijojë djalin e tij të cilin Zoti ia kishte falur në moshën e pleqërisë, diçka që për ne do të ishte absurde, por edhe gatishmëria e Ismailit a.s. ishte në nivel. Kurani e përshkruanbisedën e tyre: "O djali im, unë kam parë (jam urdhëruar) në ëndërr të (flijoj) pres ty. Shiko pra, çka mendon ti?" Ai tha: "O babai im, punoje atë, për të cilën urdhërohesh e ti do të më gjesh mua, nëse do Allahu, prej të durueshmëve" (ES-Safatë,102).

Pra, ky ishte besimi, bindja e Ibrahimit dhe Ismailit a.s. dhe kështu duhet të jetë edhe bindja dhe devotshmëria jonë ndaj Zotit xh.sh.

*Të nderuar besimtarë dhe ju shikues,*

E falënderojmë Allahun e Gjithëpushtetshëm, i Cili na e mundësoi që ta presime dhe sivjet Kurban-Bajramin, festë kjo që është përplot me mëshirë, dashuri, humanizëm dhe respekt njerëzor. Ky (manifestim) ndjenjash të bukura arrihet përmes prerjes së kurbanit nga ata që kanë mundësi dhe përmes shpërndarjes për ata që kanë nevojë, ngase kështu u veprua që nga koha e Ibrahimit a.s. duke u dëshmuar përkushtimi, devotshmëria dhe besimi i paluhatshëm (i palodhshëm) i myslimanit.

Vëllezër e motra, gjithnjë duhet ta dimë, ashtu siç na meson edhe Kuranii Shenjtë se, tek Allahu xh.sh., nuk arrijnë as mishi e as gjaku i kurbanit, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Nuk është as mishi e as gjaku i kurbanëve që arrijnë tek Allahu, por është përkushtimi dhe devotshmëria juaj që arrijnë tek Ai…"

Sepse Allahu na e ka vënë në shërbim kurbanin me qëllim që ta madhërojmë Krijuesin tonë për udhëzimet e Tij, që të jemi në rrugën e drejtë, të jemi të mëshirshëm, të dashur e bujarë. E në të njëjtën kohë plotësohet një nevojë dhe pasurohet sofra e skamnorëve, bonjakëve dhe e atyre që janë të privuar nga pasuria.

*Besimtarë të dashur,*

Ju sot, përmes sakrificës suaj që do të bëni, do të mundësoni që festën e Kurban-Bajramit ta gëzojnë edhe jetimët, skamnorët, njerëzit në nevojë. Urojani njëri-tjetrit këtë festë duke i zgjatur dorën njëri-tjetrit e duke u përqafuar mes vete, sepse vetëm kështu i shtohet kuptimi kësaj feste të shenjtë. Festa e Bajramit është festë kuptimplote dhe shumëdimensionale. Festë që përjetohet dhe ngulitet thellë në shpirtin e besimtarëve.

*Të dashur besimtarë,*

Ta lusim Allahun xh.sh.që hanxhive tanë t'uapranojë të gjitha lutjet dhe ibadetet-adhurimet që po i kryejnë në tokën e shenjtë, ndërsa lutjet e tyre të bëhen dritë për mbarë myslimanët gjithandej botës.

*Të nderuar besimtarë!*

Pa e zgjatur më shumë rreth Haxhit dhe Kurbanit, po përqendrohem në një temë të një rëndësie të veçantë, e që është dobitë-mirësitë e Islamit.

Dobitë e fesë (islame) janë të panumërta

Njëra nga ato është:

Vlera e përmendjes së Zotit. –

Allahu i Madhërishëm thotë në Kuranin famëlartë; "Pra ju më kujtoni Mua (me adhurime), Unë ju kujtoj ju (me shpërblim). Më falënderoni e mos më mohoni". (el-Bekare:152)

Na ka rastisur (ndodhur) shpesh që në shtëpitë tona të fillojë muhabeti me fjalë të buta dhe pastaj në fund, dikush të ndihet i turpëruar. Pse ka kaq shumë ofendime në mes njerëzve. Pse vuajmë kaq shumë nga traumat, streset dhe mbingarkesa nervore? Sekreti i kësaj anomalie është se ne flasim tepër dhe nuk e përmendim fare Zotin. Aty ku nuk përmendet Zoti, aty nuk ka harmoni, paqe e qetësi. Allahu i Madhërishëm



thotë në Kuranin fisnik: "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e kiametit do ta ringjallë të verbër. Ai (që nuk besoi) do të thotë: "Zoti im, përse më ngrite të verbër, kur unë isha me sy?Ai (All-llahu) thotë: "Ashtu si harrove ti argumentet Tona që t'i ofruam, ashtu je ti i harruar sot""(Ta ha: 124)

Pra, përmendja e Zotit është një nga adhurimet më të bukura dhe më të lehta. Është i lehtë, sepse Zotin mund ta përmendë i pasuri dhe i varfëri. Ky adhurim nuk do mjete materiale, nuk do mundim fizik. Nga ana tjetër është adhurimi më i bukur, sepse ka shpërblimin më të madh. Njëherë Pejgamberi a.s. u tha shokëve të tij: "A e dini se keni një adhurim shumë të bukur, por që ju e harroni. Vallahi është më i vlefshëm sesa dikush prej jush të jape flori në rrugë të Zotit...". Shokët e pyetën: "Cili është ky adhurim o Profet i Zotit"? Profeti a.s. tha: "Ta përmendësh Allahun".

*Vëllezër e motra, Dobia tjetër është "Besimi (imani) - Durim e qëndrueshmëri"*

Pejgamberi ynë Muhamedi a. s thotë: "Është e çuditshme puna e besimtarit. E gjithë jeta e tij është në favor të tij. Në qoftë se i vjen një e mirë, ai falënderon Zotin dhe shpërblehet për këtë. Në qoftë se i ndodh një fatkeqësi, ai duron për hir të Zotit dhe prapë ia merr shpërblimin kësaj fatkeqësie."

Sa e mirë do të ishte jeta, sikur të kishte vetëm gëzim, kënaqësi, lumturi, qetësi e harmoni. Sa e bukur do të ishte kjo jetë, sikur të kishte në të vetëm njerëz të mirë, që udhëzojnë për mirë, e që nuk bëjnë padrejtësi, njerëz që ua duan të tjerëve vetëm të mirën dhe asnjëherë s'mendojnë për keq.

Sa e mirë do të ishte kjo jetë, sikur në të të kishte drejtësi, liri, të mos kishte dhunë, të mos kishte imponim, të mos kishte luftë, gjakderdhje, të kishte vetëm paqe dhe të mira. Pra, jeta është krijesë e Zotit dhe ecën (lëvizë) vetëm sipas ligjit të Zotit.

E mira dhe e keqja janë sprovë prej Zotit të gjithësisë, por pak njerëz e dinë. Vështirësia është prej Zotit ashtu siç është edhe lehtësia prej Tij. Pasuria është sprovë prej Allahut ashtu siç është edhe varfëria sprovë prej Tij. Allahu thotë në Kuranin famëlartë: "e Ne, në shenjë sprove ju sprovojmë me vështirësi e kënaqësi dhe ju ktheheni te Ne." (El-Enbija:35)

Prandaj besimi është dhuntia dhe dhurata më e madhe, që mund të na japë Allahu xh.sh.sepse na përgatit që t'ubëjmë ballë të gjitha sprovave që sjell jeta. I Dërguari i Allahut a. s thotë: " Zoti ia jep këtë dynja atij që e do dhe atij që nuk e do. Ndërsa besimin ia jep vetëm atij që e do."

*Vëllezër e motra,*

Dobia tjetër është "Kënaqësia-ëmbëlsia e Besimit (e imanit).

Enesi r.a.tregon se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kushdo që ka në vetvete këto tri cilësi, do të ndiejë ëmbëlsinë dhe kënaqësinë e besimit, t'i jenë Allahu dhe i Dërguari i Tij (Muhamedi) a.s., më të dashur se çdo gjë tjetër, ta dojë tjetrin vetëm për hir të Allahut dhe të urrejë kthimin në mosbesim ashtu siç urren të hidhet në zjarr.

Pejgamberi ynë i donte dhe i respektonte shumë besimtarët, punonte me ditë të tëra për ta arritur ëmbëlsinë e besimit, që është kulmi i kësaj bote dhe botës tjetër, prandaj i mësonte dhe i (nxiste) shokët e tij, për ta arritur ëmbëlsinë e besimit me dy-trifjalë të shkurtra (ose me pakë fjalë).

Besimi në Allahun jep ndjenjë të aq kënaqësie sa nuk krahasohet me asnjë kënaqësi tjetër që ekziston në këtë planet (tokë) të bukur.

Ta ndiesh ëmbëlsinë e Imanit-besimit, do të thotë të ndiesh rehati në mendjen tënde. Ta ndiesh ëmbëlsinë e besimit, do të thotë të ndiesh qetësi në zemrën tënde. Enesi r.a.tregon: "Dikush e pyeti Pejgamberin a.s. për Orën (e Kiametit) duke i thënë: "Kur do të jetë kjo Orë?" Pejgamberi a.s. e pyeti: "Çfarë ke përgatitur për të?" Ai iu përgjigj: "Asgjë, përveç faktit se e dua shumë Allahun dhe të Dërguarin e Ti. Pejgamberi a.s. i tha: "Ti do të jesh me ata që i do."

Vazhdon thënia profetike "ta dojë tjetrin vetëm për hir të Allahut". Të mos e duam tjetrin për interes, sepse sado i madh qoftë interesi, ai do të mbetet i vogël. Ta duam vëllanë vetëm për hir të Zotit, do të thotë ta vizitosh atë, t'ia falësh gabimet dhe të qëndrosh afër tij. Të gjithë jemi njerëz dhe bëjmë gabime. Ndonjëherë bëjmë gabime shumë të mëdha ndaj njëri-tjetrit. Por, kur



ta duam vëllanë tonë, ta duam për hir të Zotit. Duhet të kemi zemër të madhe. Duhet të falim se Zoti e ka faljen më të madhe.

Pjesa e fundit e thënies profetike është, “dhe të urrejë kthimin në mosbesim ashtu siç urren të hidhet në zjarr.

Shembullin më të mirë e kemi Ibrahimin a.s. Zoti xh.sh.këtë profet e sprovoi me besim dhe me zjarrin e kësaj bote (dynjaje), sepse Ibrahimi a.s. e dinte se zjarri i kësaj bote nuk krahasohet me zjarrin e Ahiretit dhe pranoi me kënaqësinë më të madhe që ta mbante besimin dhe të hidhej në zjarrin e kësaj bote. Ai nuk kërkoi ndihmë nga askush, madje as ndihmën e Xhibrilit, por ai vetëm thoshte “Më mjafton Allahu, që është garantuesi më i mirë”.

Kurani e përshkruan këtë ndodhi, që e bëri shpëtim për Ibrahimin a.s. Allahu xh. sh në Kuran thotë: “Po Ne i thamë: “O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin”!

Ndërsa komentatorët e Kuranit, duke e komentuar këtë citat, thanë: “Nëse Zoti nuk do ta kishte përmendur edhe fjalën “shpëtim” Ibrahimi a.s. do të kishte vdekur nga i ftohti. Pra, ky ishte kujdesi që Zoti tregonte për Ibrahimin a.s.

Kur dikush e pyeti Ibrahimin a.s. se cilat ishin ditët më të bukura që ke përjetuar në këtë botë?! Ai u përgjigj, “Tri ditë që jetova në zjarr”

*Vëllezër të nderuare besimtarë!*

- Ai është Zoti që i tha Zjarrit: mos e digj Ibrahimin a.s.
- Ai është Zoti që i tha thikës: mos e prej Ismailin a.s.
- Është po Ai Zot që i tha balenës: Gëlltite Junusin a.s. por mos e vrit atë.

Profeti a.s. na mëson disa fjalë të çmuara, me të cilat e këshillonte Iben Abasin “O djalosh unë do të mësoj disa fjalë:

Ruaje Zotin (në zemër) të të mbrojë (nga të këqiat).

Ruaje Zotin (në zemër) ta gjesh Atë pranë teje. Nëse kërkon diçka, kërkoje prej Zotit. Nëse kërkon ndihmë kërkoje prej Zotit. Dije që sikur të gjithë njerëzit të mblidheshin për të të bërë dobi, nuk do e arrinin veçse nëse e ka caktuar Zoti dhe nëse do të mblidheshin të të dëmtonin, nuk do e arrinin veçse nëse e ka caktuar Zoti.

*Vëllezër e motra!*

Dobia tjetër është: Besimi i sinqertë në Zot, që jep shpresë për një jetë të mirë.

E këtë e vërteton Zoti ynë në Kuranin famëlartë kur thotë: ”E mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht) derisa ju jeni më të lartët, poqe se jeni besimtarë të sinqertë.

Dihet fare mirë se shpresa vjen prej Zotit. Sikur të mos kishte shpresë nuk do të kishte fitore, sepse nuk ka fitore pa humbje. Po të mos ishte shpresa, nuk do të kishte shërim, sepse nuk ka sëmundje pa dhimbje. Po të mos ekzistonte shpresa nuk do të arrihej suksesi në këtë jetë, sepse nuk ka sukses pa vështirësi.

E për ta elaboruar këtë pikë. Kurani famëlartë na rrëfen ngjarjen e profetit Zekeria a.s. që ishte në një moshë shumë të vjetër, në të cilën sipas logjikës së njeriut nuk mund të bëjë fëmijë. Mirëpo, edhe pse ishte në atë moshë, ai kurrë nuk e humbi shpresën për të pasur trashëgimtar dhe iu lut Allahut xh.sh.me këto fjalë: “Zoti im, mos më lë të vetmuar se Ti je më i miri trashëgues (pas çdokujt)”. Zekeria a. s e bëri këtë dua sepse kishte shpresë dhe besim të madh tek Allahu i Madhërishëm.

Ngjarja tjetër është e Junusit a.s. Ai jetoj në barkun e balenës dhe në errësirën e trefishtë iu drejtua Allahut me këto fjalë: “po në errësira ai tha se: “Nuk ka Zot pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejt vetes!” Këtë e tha Junusi a.s. sepse ai kishte shpresë, se zëri i tij do të dëgjohet te Zoti. Atë e dëgjoi Zoti i Madhërishëm dhe ia pranoi lutjen që buroi nga thellësia e shpirtit dhe zemrës së tij.

*Të dashur besimtarë,*

Zoti na e bëftë Bajramin festë në zemrat tona, festë në shtëpitë tona, festë për popullin tonë.

Lus Allahun që të mos ketë lotë dhe mërzi askund nëpër botë, por, vetëm paqe e mirësi për të gjithë.

I lutemiAllahut (xh. sh) që ky vit të na gjejë më afër me Allahun (xh. sh), më afër me familjet tona, më afër me njëri-tjetrin, dhe sa më larg konflikteve dhe problemeve tona.

Lus Allahun të na e ketë pranuar duanë. E lus për lutjet tona dhe çdo punë të mirë që kemi bërë për hir të Allahut xh.sh.!

# Hytbeja me rastin e Kurban-Bajramit – 2017

*Të nderuar besimtarë, vëllezër e motra!*

Falënderimi dhe lavdërimi i qofshin Allahut të gjithëpushtetshëm, Krijuesit të kësaj ekzistence madhështore, kurse salavatet dhe përshëndetjet tona qofshin mbi të Dërguarin e Tij – Muhamedin a.s., mbi familjen dhe shokët e tij, dhe mbi të gjithë ata që e pasojnë rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit!

Sot është një ditë e madhe feste për mbarë myslimanët. Është Dita e Kurban-Bajramit. Është ditë që bashkon zemrat e miliona besimtarëve anekënd botës, por në veçanti, të atyre që sot gjenden në vendet e shenjta, në Arefat, Muzdelife, Mina dhe në vetë Mekën e bekuar. Ata, të veshur me një petk të bardhë që simbolizon thjeshtësinë dhe dëlirësinë shpirtërore,



shfaqin para botës unitetin, barazinë, solidaritetin, devotshmërinë dhe madhështinë e këtij Ymeti. Ata sot, janë në përfundim të ritualeve të Haxhit, i cili është një demonstrim i fuqishëm i universalitetit të kësaj feje dhe i vëllazërimit në mes myslimanëve, pavarësisht racës, ngjyrës apo etnisë. Këta duke kryer Haxhin, zbatojnë edhe në praktikë, njërin prej 5 fondamenteve bazë të Islamit, për të cilin i Madhi Zot xh.sh.thotë: "Vizita e Qabes për hir të Allahut, është detyrim për atë që ka mundësi. ," – (Ali Imran, 97)

Në mesin e këtyre miliona haxhinjve, të cilët me tekbiret dhe madhërimet e tyre mbulojnë eterin, gjendene dhe 1100 haxhi nga Kosova, të cilët sot, në këtë mëngjes të bekuar, tashmë kanë zbritur nga rrafshnalta e Arafatit dhe Muzdelifja dhe ia kanë mësyrë Minës, duke e lutur Allahun e Gjithëmëshirshëm për falje të gjynaheve dhe për një mirëqenie të përgjithshme në mes njerëzve.

*Të nderuar besimtarë!*

Festa e Kurban Bajramit, përveç kryerjes së ritualeve të Haxhit, karakterizohet edhe me flijimin-prerjen e kurbanit, i cili në vete bart edhe një vlerë tjetër sociale. Prerja e Kurbanit është institucion fetar, i cili synim kryesor ka humanizmin e njeriut, pastrimin dhe edukimin e tij shpirtëror, si dhe begatimin e tij me vlera e aspirata të larta. I Dërguari i Allahut thotë: "Dita e Fitër-Bajramit karakterizohet me namaz dhe Sadakatul fitr, kurseDita e Kurban-Bajramit me namaz dhe flijim"

Prerja e kurbanit nuk është thjesht vetëm derdhje e gjakut, por mbi të gjitha është përkushtim, bindje, sakrificë, moral dhe devotshmëri e besimtarit. Prandaj, vëllezër të nderuar, përmes therjes së kurbanit dhe ndarjes së mishit të tij, do të kemi rastin t'u ndihmojmë edhe të afërmve edhe të varfërve, sepse kjo edhe më shumë do të na afrojë mes nesh dhe do të na shtojë dashurinë dhe respektin e ndërsjellë.

*Vëllezër besimtarë*

Islami, si fe hyjnore, në vete bart mesazhin e Paqes Universale, dhe si parim bazë ka formimin e një shoqërie të shëndoshë, dinjitoze e humane, me

vlera të larta morale. Nën hijen e kësaj shoqërie të njerëzishme, të gjithë njerëzit pa kurrfarë dallimesh, do të gëzojnë lumturinë e vërtetë si shpirtërore ashtu edhe atë materiale.

Mirëpo, sot, për fat të keq, bota po vlon nga konfliktet e armatosura, duke shkaktuar vdekje të njerëzve të pafajshëm, tmerr e dhunë dhe dëbim nga vatrat e tyre. Te një pjesë e njerëzimit pothuajse ka humbur arsyeja dhe humaniteti, andaj të lutemi në këtë ditë të bekuar dhe të kontribuojmë për shuarjen e çdo konflikti dhe armiqësie. Sot, më tepër se kurrë, kemi nevojë për paqe e dashuri, kemi nevojë të flakim tej urrejtjet, armiqësitë dhe paragjykimet dhe të bashkëveprojmë drejt ndërtimit të një shoqërie njerëzore, në të cilën secili individ do ta ndiente veten të dinjitetshëm.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Në këtë ditë festive të Bajramit, urojqë, në zemrën dhe shpirtin tuaj, të shndritë besimi i sinqertë, të jeni mirëbërës, humanë e solidarë në mes vete. Sot duhet të flakim anash mospajtimet dhe armiqësitë, andaj le të mbretërojnë në mes nesh respekti dhe mëshira, dashuria dhe mirëkuptimi.

Nga ky vend i bekuar, i ftoj të gjithë prijatarët tanë politikë, si dhe qytetarët e Republikës së Kosovës, që të punojnë e kontribuojnë edhe më shumë për ndërtimin dhe fuqizimin e mëtutjeshëm të vendit tonë.

Kontributi ynë për ndërtimin e një shteti funksional, ku do të respektohet e drejta e çdo individi, është amanet mbi amanete dhe detyrë e shenjtë.

Në fund, më lejoni që, nëemër të Kryesisë së Bashkësisë islame të Kosovës, t'u urojfestën e Kurban-Bajramit të gjithë besimtarëve të besimit Islam në Kosovë, brenda trojeve tona etnike dhe në mërgatë.

*Me fat ju qoftë festa e Kurban – Bajramit!*

***Sabri ef. Bajgora,***
***kryeimami Republikës së Kosovës***



Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kalem"–(3)

**Morali i prishur i idhujtarëve**

فَلَاتُطِعِ الْمُكَذِّبِينَ ﴿٨﴾ وَدُّوا لَوْتُدْهِنُ فَيُدْهِنُونَ ﴿٩﴾ وَلَاتُطِعْ
كُلَّ حَلَّافٍ مَّهِينٍ ﴿٠١﴾ هَمَّازٍ مَّشَّاءٍ بِنَمِيمٍ ﴿١١﴾ مَّنَّاعٍ لِّلْخَيْرِ
مُعْتَدٍ أَثِيمٍ ﴿٢١﴾

*"Andaj,ti mos u pajto me gënjeshtarët! Ata dëshirojnë që ti të bësh lëshime, kështu që dhe ata të bëjnë lëshime. Mos e respekto askënd që betohet shumë dhe që është i poshtër! Që është përgojues e bart fjalë (thashetheme) ndër njerëz. (Që është) Pengues i veprave të mira, shkelës i pafrenueshëm, mëkatar." (El-Kalem,8-12)*

### Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Këto ajete kanë lidhje të pashkëputshme kuptimore me ato paraprake, në të cilat kishim përshkrimin e Resulullahut s.a.v.s. , si pronar i moralit të lartë e të përkryer, i edukuar nga vetë Zoti i botëve. Meqë në ajetet paraprake pamë shpifjet e mekasve ndaj të Dërguarit a.s. se qenkësh i çmendur, tash në këtë grup ajetesh, kemi përshkrimin e cilësive më të neveritshme e më të këqia të idhujtarëve. Përshkrimi i njërit prej idhujtarëve e që i përfshin të gjithë sikurse ai, si gënjeshtar, lajkatar servil, betues i rrejshëm, i poshtër, përgojues, bartës i thashethemeve, koprrac, i pafrenueshëm, mëkatar i vrazhdët, pa prejardhje fisnike dhe mbi të gjitha mohues i Zotit dhe i Ditës së Gjykimit, shpërfaq llumin e mjerimit shpirtëror dhe të degradimit moral ku kishin rënë idhujtarët mekas.

### Shkaku i zbritjes së ajetit të 10-të

Lidhur me shkakun e zbritjes së këtij ajeti, ka disa mendime se për cilin prej idhujtarëve ka zbritur. Ibn Ebi Hatimi transmeton nga Suddiu se ky ajet ka zbritur për Ahnes bin Sherikun,[1] Të njëjtin transmetim e përcjell edhe Ibn Mundhiri nga Kelbiu.[2] Kurse Ibn Ebi Hatimi transmeton nga Muxhahidi se ky ajet ka zbritur për Esved ibn Abdu Jeguthin[3] ose për Abdurrahman ibnul Esvedin.[4]

Megjithatë, transmetimi më i pranuar në lidhje me shkakun e zbritjes është se ky ajet ka zbritur për Velid ibn Mugiren, transmetim të cilin e ka përcjellë Ibn Xheriri nga Ibn Abasi. [5]

**Koment:**

*8. Andaj, ti mos u pajto me gënjeshtarët!*

Në ajetin paraprak, në ajetin e shtatë: "S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që e di më së miri se kush është ai që ka humbur prej rrugës së Tij dhe Ai e di më së miri për të udhëzuarit", shohim qartë qetësimin e zemrës së Resulullahut s.a.v.s. nga ana e Allahut xh.sh.që të mos brengosej për shpifjet që po i bënin atij idhujtarët, duke i thënë se i mjafton fakti që Allahu e di më së miri se cili grup është në rrugën e drejtë; tash në ajetin e tetë, vijues, kemi fillimin e porosive të qarta për të, që ai kurrë të mos pajtohej e as të mos i zbutej zemra ndaj jobesimtarëve, gjatë thirrjes së tij. Këto porosi hyjnore, ashtu siç thamë më herët, synojnë forcimin shpirtëror së Resulullahut s.a.v.s., që të qëndronte stoik dhe i pathyeshëm në misionin e tij të shenjtë. Ai në asnjë mënyrë nuk duhet të pajtohej me besimin e mbrapshtë të idhujtarëve, ashtu siç nuk duhet të pajtohej as me nënçmimin që ata po i bënin fesë islame dhe myslimanëve. I Dërguari i Allahut, kur ishte fjala për lartësimin e Fjalës së Allahut dhe për ngadhënjimin e fesë, ishte i pakompromis. Ai, në asnjë mënyrë, nuk ligështohej para parisë kurejshite, por vazhdonte t'i ftonte ata në besimin e vërtetë. Ndërkohë, kur ishte fjala për ndonjë çështje jashtë sferës së thirrjes, ishte shembull i përkryer i mirësjelljes dhe dhembshurisë njerëzore.

Nga fletët e historisë islame, jemi të njohur me propozimin që i patën bërë të Dërguarit a.s. paria kurejshite që të lidhnin një marrëveshje e cila nënkuptonte që një vit t'i adhuronin së bashku idhujt e tyre e vitin tjetër ta adhuronin Allahun e pastaj të vendosnin bashkërisht se çfarë të bënin në vitin e tretë. Natyrisht, ky propozim ishte hedhur poshtë kategorikisht, përse kishte zbritur edhe sureja "El-Kafirun", e cila ka për-

caktuar qartë vijat ndarëse në mes të imanit dhe kufrit.

*9. Ata dëshirojnë që ti të bësh lëshime, kështu që dhe ata të bëjnë lëshime.*

Porositë e Allahut fuqiplotë janë shumë të qarta. I Madhërishmi e njofton të Dërguarin a.s. se idhujtarët kanë dëshirë që të jetë i butë ndaj tyre, t'i lajkatojë me fjalë të mira dhe t'u bëjë lëshime në kërkesat e tyre të marra, në mënyrë që edhe ata, duke u mbështetur në prejardhjen e tij fisnike, ta lajkatojnë e ta bëjnë ndonjë lëshim ndaj kërkesave të tij, por Allahu i kërkon që kurrsesi të mos e pranojë një gjë të tillë. Mos të tregojë asnjë shenjë dobësie ndaj tyre, sepse ata janë të padenjë për një nder dhe respekt të tillë. Cilësitë dhe vetitë e tyre janë shumë të ulëta e të nënçmuara, e strumbullar i tyre është kufri-mosbesimi.

Sa i përket kuptimit të këtij ajeti, dijetarët kanë dhënë disa mendime. Disa prej tyre mendojnë se fjala "fe tud'hinu" nënkupton: "të mohosh-të bësh kufër", "të dobësohesh", "të zbutesh", "të gënjesh" "ta lësh" dhe "të bësh lëshime". [6] Megjithatë, mendimi i fundit të cilin e ka thënë Ibn Abbasi, është mendimi më i pranuar dhe më i përafërti me synimin e vërtetë, mendim të cilin e përkrahim edhe ne.

*10. Mos e respekto askënd që betohet shumë dhe që është i poshtër!*

Porosia e radhës për të Dërguarin a.s. është që të mos i bindej e as të mos e respektonte askënd prej idhujtarëve që betohet shumë dhe mbi të gjitha, rrejshëm, sepse i tilli është i pabesë, dhe tradhton për çfarëdo interesi. Shumica e dijetarëve anojnë kah mendimi se me termat: "që betohet shumë dhe që është i poshtër", është synuar Velid ibnul Mugire, ndonëse ka edhe të tillë që mendojnë se me këtë janë synuar Ebu Xhehli, Esvedi, Ahnesi etj. Sidoqoftë, sipas Ibn Ashurit, te këta katër persona, janë grumbulluar shumica e këtyre vetive të urryera, dhe që të katërtit ishin më të zëshmit në zullumin ndaj Pejgamberit a.s., prandaj edhe shprehja në këtë ajet ka ardhur me kuptim shumësi"kul-le hal-lafin mehin". [7]

Sipas dijetarëve, kuptimi i ajetit-"hal-lafin mehin", nënkupton gënjeshtarin që betohet shumë dhe që është i poshtër. Ai njeri që e ka zakon të betohet shpeshherë, ai është i pasigurt në veten, andaj që dikush t'i besojë, ai detyrohet të betohet. Por, ashtu siç ndodh rëndom, ai që betohet shpesh, rrëshqet në gënjeshtra dhe zakonisht është jo i besueshëm tek të tjerët. Ndërkohë, fjala "mehin" nënkupton njeriun e lig, të poshtër, armiqësor dhe gënjeshtar të fëlliqur.

Meqë betimi i tepërt është cilësi jo e pëlqyeshme, pikërisht për këtë arsye, në Islam, e kemi të ndaluar të betohemi shpesh dhe pa nevojë. Në lidhje me këtë, i Dërguari i Allahut na ka porositur që të mos betohemi në dikë tjetër përveç Allahut, madje i shoqëruar me kushtin që ai betim të jetë për një çështje shumë madhore, teksa thotë: "Me të vërtetë Allahu xh.sh.jua ndalon të betoheni në prindërit tuaj, por ai që betohet le të betohet vetëm në Allahun, ose le të heshtë."[8]

Dijetarët kanë thënë se fshehtësia e ndalesës së betimit përveç në Allahun xh.sh., qëndron në faktin se betimi në diçka nënkupton madhërimin e asaj gjëje, ndërsa dihet se madhërimi i vërtetë i takon vetëm Allahut xh.sh., prandaj robi nuk duhet të betohet në asgjë tjetër përveçse në Allahun, në qenien e Tij dhe në atributet e Tij. [9]

*11. Që është përgojues-përqeshës e bart fjalë (thashetheme) ndër njerëz.*

Pas këshillës që të mos përfillë gënjeshtarët që betohen rrejshëm dhe betohen në dikë tjetër përveçse në Allahun, porosia e radhës ka të bëjë me shmangien e një grupi tjetër njerëzish, të cilët përgojojnë, përqeshin dhe bartin fjalë e shpifje nëpër njerëz.

Fjala 'Hemmaz' nënkupton njeriun i cili i lëndon njerëzit e tjerë duke i përqeshur për të metat dhe dobësitë e tyre haptazi, në praninë e të tjerëve, ndërkohë që fjala "Lemmaz" që është përmendur në suren "Humeze", ajeti i parë: "Mjerë për secilin që ofendon e





përqesh (njerëzit)", nënkupton atë njeri që i përqesh e i ofendon të tjerët duke mos qenë ata të pranishëm.

Në Islam, përqeshja dhe përgojimi janë prej vetive më të urryera dhe, rrjedhimisht, të ndaluara. Pikërisht për këtë arsye, në shumë ajete kuranore i Lartmadhërishmi na e tërheq vërejtjen që të mos tallemi e as ta përqeshim dikë, qoftë edhe në formë shakaje, përse na flet edhe ajeti i 11-të i kaptinës"El-Huxhurat": "O ju që keni besuar, nuk bën të tallet një popull me një popull tjetër, meqë të përqeshurit mund të jenë më të mirë nga ata të cilët përqeshin dikë tjetër..."

E në lidhje me përgojuesin dhe bartësin e fjalëve kemi edhe hadithin e Resulullahit s.a.v.s. i cili thotë: "Nuk do të hyjë në Xhenet bartësi i fjalëve (shpifësi)"[10]

Madje i Dërguari i Allahut ua kishte ndaluar rreptësisht sahabëve që të bartnin tek ai ndonjë fjalë për njëri-tjetrin, nga të cilat fjalë atij mund t'i lëndohej zemra, duke thënë: "Mos të më përcjellë askush prej jush fjalë për njëri-tjetrin, sepse unë dëshiroj që, kur të dal para jush, ta kem zemrën të qetë e të shëndoshë (nga ndonjë mendim i keq apo paragjykim)". [11] Kjo porosi ka një dimension të jashtëzakonshëm sociologjik, sepse, kur dikush na e paraqet qëndrimin negativ apo fjalën e keqe të dikujt në raport me ne, ka rrezik që, si krijesa të brishta që jemi ne njerëzit, në zemrën apo mendjen tonë, edhe padashur, të bëjë vend ndonjë mendim i keq apo paragjykim. Prandaj, kur njeriu nuk merret me gjëra të tilla, del ballëhapur dhe i konsideron të gjithë njësoj para vetes, ashtu siç na ka mësuar i Dërguari a.s. me edukatën e tij të pashoqe profetike.

*12. (Që është) Pengues (koprrac) i veprave të mira, shkelës i pafrenueshëm, mëkatar.*

Në këtë ajet, janë përmendur tri cilësi të tjera të idhujtarëve, përpos kufrit, të cilat shpërfaqin natyrën e tyre të egër e të vrazhdë shpirtërore. Tek ata kishte humbur ndjenja humane që e karakterizon pothuajse çdo njeri, nga natyrshmëria e çiltër dhe e pastër në të cilën na ka krijuar Allahu xh.sh.

Me fjalën 'mennain lil hajri' – nënkuptojmë penguesin e veprave të mira apo koprracin, i cili në çdo mënyrë mundohet të pengojë që edhe të tjerët t'i përshkojë mirësia dhe hajri, qoftë në besim, qoftë në furnizim apo punë të mirë.

"Me fjalët'mueʼtedin ethim' nënkuptojmë mëkatarin i cili është mizor dhe tejkalues i dispozitave të Allahut, është shkelës dhe mosmirënjohës ndaj çdo mirësie, e mbi të gjitha është edhe i pafrenueshëm në mëkate, qofshin ato të mëdha apo të vogla.

Velid ibnul Mugire i kishte dhjetë djem dhe shpesh-herë u drejtohej atyre me fjalët: Nëse ndonjëri prej jush do ta pasojë fenë e Muhamedit, nuk do ta përkrah atë në asgjë dhe nuk do të ketë më asnjë dobi prej meje.

Ky pengim nga Islami, është pengimi ndaj së mirës më të madhe[12] që është drita e udhëzimit në të vërtetën.

- vijon -

(1) Imam Sujutiu, Ed-DurrulMenthur, vëll. 14, f. 631. (2) Po aty. (3) Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 272. (4) Tefsiri i Kurtubiut, vëll. XXI, f. 148. (5) Et-TefsirulMunir, (29/54); Të njëjtin mendim e ndanedhe Sejjid Kutbi. Shih: Fi Dhilali-l Kuran, vëll. VI, f. 3662. (6) Tefsiri i Maverdit, vëll. VI, f. 62. (7) Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. 29, f. 71. (8) Shih: Fet`hul Bari, V. 14 f. 335-336; Sahihu Muslim, V. 3 f. 1266. (9) Shih Dr. Musa Vila, http://www. islamgjakova. net/artikulli. php?id=7254. (10) Buhariu (5709); Muslimi (105); Ebu Davudi (4871); Tirmidhiu (2026). (11) Fi Dhilali-l Kuran, vëll. VI, f. 3662. (e transmetojnë Ebu Davudi dheTirmidhiu, nga Ibn Mes'udi). (12) Fahru-R-Rraziu, Mefatihu-l Gajb, vëll. XXX, f. 84.

**Prof. ass. dr. Musa Vila**

# Fortësia e besimtarit dhe qëndrueshmëria e tij

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ
الْمُؤْمِنُ الْقَوِيُّ خَيْرٌ وَأَحَبُّ إِلَى اللَّهِ مِنْ الْمُؤْمِنِ الضَّعِيفِ وَفِي كُلٍّ
خَيْرٌ احْرِصْ عَلَى مَا يَنْفَعُكَ وَاسْتَعِنْ بِاللَّهِ وَلَا تَعْجَزْ وَإِنْ أَصَابَكَ شَيْءٌ
فَلَا تَقُلْ لَوْ أَنِّي فَعَلْتُ كَانَ كَذَا وَكَذَا وَلَكِنْ قُلْ قَدَرُ اللَّهِ وَمَا شَاءَ فَعَلَ
فَإِنَّ لَوْ تَفْتَحُ عَمَلَ الشَّيْطَانِ.

*Ebu Hurejra r.a.tregon se Resulullahi s.a.v.s. ka thënë: Besimtari i fortë (këmbëngulës) është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu sesa besimtari i dobët (në besim). Në të dy ka mirësi. Ruaje atë që të bën dobi. Kërko ndihmë prej Allahut e mos u bëj dembel. Nëse të godet diçka mos thuaj: Sikur të kisha vepruar (ndryshe), do të ishte kështu dhe kështu. Por, thuaj: Atë që e ka caktuar Allahu, ashtu edhe ka ndodhur, se vërtet (pjesëza) "sikur" hap veprimet e djallit (shejtanit)."*[1]

### Fjalët e panjohura në hadith

Fjala El-muëminul-kavij – besimtari i fortë ka kuptimin gjeneral që përfshin forcën e besimit, të shpirtit, të dijes dhe të trupit.

Folja urdhërore ihris ka kuptimin e kujdesit dhe ruajtjes së nënshtrimit ndaj Allahut dhe dëshirës për t'i kryer detyrimet ndaj Tij.

Folja La ta'xhez – mos u bëj dembel domethënë mos u bëj i paaftë në kërkimin e mirësive dhe ndihmës prej Allahut xh.sh., mos u dembelos në kryerjen e detyrimeve, mos neglizho, e mos u trego i dobët.

Pjesa Teftehu amelesh-shejtani – hap veprimet e djallit, do të thotë vesvesen, ngacmimin dhe cytjen e shejtanit.

### Shpjegimi i hadithit

Hadithi ka në konotacion fjalë shumëdimensionale që përfshijnë bazat e rëndësishme të individit në çështjen e besimit. Personaliteti i besimtarit duhet të përmbajë shumë veti pozitive, si: vetinë e besimit, dijes, fuqisë, guximit, durimit, korrektësisë, sinqeritetit, besueshmërisë, qetësisë, faljes, mëshirës, përpjekjes, mençurisë etj.

Besimtari nuk duhet të ketë veti negative siç janë theksuar në hadith. Pra, nuk duhet të jetë dembel, indiferent, i shkujdesur, i paaftë etj. . Këtu në hadith është një apelim i hapur që personaliteti i besimtarit të pajiset me të gjitha cilësitë pozitive që në hadith janë shprehur brenda fjalës apo cilësisë i fortë. Kështu fortësia e besimtarit shprehet në dashuri ndaj Allahut, besim të fortë, qëndrueshmëri në sfida, këmbëngulje në kryerjen e detyrimeve, përpjekje për të luftuar veset negative që të mos dominojnë në personalitetin e tij, lufta dhe mposhtja e djallit në shumë sfera të jetës etj. . Besimtari gjithashtu kujdeset edhe për fuqinë fizike për të qenë ndihmës në kryerjen e adhurimeve, në luftën kundër armikut të brendshëm dhe atij të jashtëm, në urdhërim për të mirë dhe pengesë nga e keqja dhe për të bartur barrë të rënda në rrugën e Allahut. Këtë lloj besimtari kërkon hadithi bazë, që të jetë shpresë në ringjalljen, ndërtimin dhe mbrojtjen e ymetit.

Këtu kemi edhe maksimën: "Mendja e shëndoshë në trup të shëndoshë." Edhe mendja edhe trupi duhet të jenë të shëndosha për të qenë besimtari i fortë.

Hadithi nuk ka për qëllim forcën e cila i është nënshtruar pasionit, as guximin për veprimin e ndalesave, as qëndrueshmërinë në mëkate, as fuqinë për ambicie të ulëta, as dëshirën për keqbërje etj. .

Sa forca dhe energji negative të mëdha ka shkatërruar Allahu xh.sh.prej padrejtësive që kanë ushtruar ndaj njerëzve në këtë botë! Allahu xh.sh.në këtë kontekst thotë: "A nuk e ke parë si bëri Zoti yt me popullin Ad. Me banorët e Iremit me ndërtesa të larta. Që si ata (populli Ad) nuk është krijuar askush në tokë. Kështu që Zoti yt derdhi mbi ta shumë ndëshkime." (El Fexhr, 6-8,13).

Ky popull edhe pse ishin të zhvilluar, të fortë, të qëndrueshëm, u shkatërruan, sepse Allahu nuk e do forcën që bën padrejtësi dhe forca e Allahut është mbi të gjitha forcat e tjera. Edhe sot askush mos të mahnitet

me forcën që posedon, nëse ajo forcë derdh gjak, bën terror, shkatërron shtete, se forca e Allahut është duke e vëzhguar dhe shumë shpejt do ta shkatërrojë ashtu siç e shkatërroi popullin Ad, Themud etj. .

**Reflektim i imanit në hadith**

Hadithi bazë konfirmon se dashuria është prej cilësive të Allahut. Kjo cilësi e Allahut xh.sh.është forcë e lidhur me ata që e duan Allahun, me ata që i përkushtohen dhe i mbeten besnikë në të. Dashuria e Allahut është e lidhur ngushtë me dëshirën dhe kënaqësinë e Tij. Gjithashtu në këtë cilësi ka preferencë. Kështu dashuria ndaj besimtarit të fortë e këmbëngulës është më e madhe sesa dashuria ndaj besimtarit të dobët në besim.

E kush u përkushtohet këtyre degëve të besimit, e pajis veten me dituri të dobishme, bën vepra të mira, ai konsiderohet besimtar i fortë. E kush nuk mund t'u përkushtohet këtyre degëve të besimit konsiderohet besimtar i dobët. Kjo bëhet varësisht nga dija e imanit dhe praktikimi i tij. Sa më shumë të shtohet besimi, aq më i fortë është.

Kur Resulullahu s.a.v.s. bëri epërsi duke krahasuar



besimin në mes besimtarit të fortë dhe atij të dobët, pati frikë se mos po keqkuptohet se i dobëti po akuzohet, ndaj edhe tha: në të dy ka mirësi apo dobi, d.m.th. edhe tek i dobëti në bazën e tij ekziston imani, pema e imanit është mbjellë në zemrën, por ky ka nevojë ta ujitë e të kujdeset më tepër derisa ta forcojë, e kështu edhe ai bëhet besimtar i fortë në një të ardhme të afërt. Çështjen e avantazhit dhe epërsisë për shkak të veprave e sinjalizon edhe Kurani: "Dhe për të gjithë do të ketë shkallëzime sipas asaj çfarë punuan." (Ahkaf, 19)

Pra, peshore e matjes është forca e besimit e jo forca fizike. Nëse humbet forca e besimit, atëherë forca fizike është e padobishme. Këtë më së miri e ilustron ky hadith: "Vërtet Ditën e Kiametit do të shfaqet një burrë i madh, i shëndoshë e tek Allahu nuk ka peshë as sa krahu i mushkonjës."[2]

Kështu nëse forca fizike nuk shoqërohet me forcën e besimit, atëherë njeriu veçse shndërrohet në një kafshë të tërbuar ashtu siç është sot gjendja e atyre që janë jobesimtarë ndaj myslimanëve në përgjithësi. Resulullahu gjithashtu tha: "I fortë nuk është ai njeri që i mund të tjerët me forcën e tij, por i fortë është ai i cili e mund veten kur është zemëruar dhe i nxehur."[3]

**Si bëhemi besimtarë të patundur**

Në hadithin bazë Resulullahu s.a.v.s. nga pozita udhëzuese dhe orientuese kalon në përshkrimin e ilaçit të sëmundjes së dobësisë, sëmundje e cila mund të godasë një pjesë të fuqisë apo fuqisë në tërësi.

Nëse besimtari goditet me dobësi në besim, në shpirt, në dije, në trup, atëherë si duhet të veprojë? Përgjigjja është në katër pika argumentuese brenda hadithit të Resulullahut:

**E para: "Ruaje atë që të bën dobi."[4]**

Kjo pjesë e hadithit ka një përmbajtje gjithëpërfshirëse që tregon për dobitë e dy botëve, botës materiale dhe botës së amshueshme.

Çështjet e dobishme janë dy llojesh: çështje fetare dhe çështje jetësore. Njeriu ashtu siç ka nevojë për çështje jetësore, ngrënie, pirje, relaksim, ashtu ka nevojë për çështje fetare, si namaz, agjërim, lutje etj. Të dyja dobitë arrihen me angazhim, me veprimin e shkaqeve që të çojnë tek ato, mënyrën e arritjes dhe korrjen e rezultateve. Kush nuk i ruan këto dobi, por bëhet përtac, ai nuk arrin asgjë. Përtacia në esencë është frikë dhe dështim. Përtacia nuk përfiton mirësi, nuk merr famë e as nuk është hisetar i çështjeve të fesë dhe jetës. I së njëjtës pozitë është edhe ai i cili angazhohet në çështje të dëmshme. Shumë njerëz bëjnë mund dhe përpjekje

të dëmshme nga të cilat nuk përfitojnë veçse lodhje, shkatërrim dhe dështim. Çështjet e dëmshme janë vdekjeprurëse për individin. Po ashtu, çështjet e dobishme në fe për burim kanë dy gjëra: diturinë e dobishme dhe veprën e mirë.

Në çështjet e dobishme të kësaj jete konsiderohet kërkimi i rizkut. Besimtari nuk duhet të jetë indiferent ndaj kësaj bote materiale, por përkundrazi duhet t'i veprojë të gjitha shkaqet që çojnë në kërkimin e rizkut. Çështjet e dobishme të jetës ndryshojnë varësisht prej nevojave të njerëzve. Njeriu e ka detyrim t'i kryejë obligimet ndaj vetvetes, familjes dhe atyre që ka në përgjegjësi. Për disa njerëz më e dobishme është industria e prodhimit, për disa biznesi apo tregtia e për disa të tjerë produktet e agrikulturës apo bujqësia. Nëse njeriu rizkun e tij e fiton me ndershmëri, atëherë ecja, lodhja, djersa, puna, angazhimi konsiderohen ibadete tek Allahu.

Njeriu merr nga kjo botë për t'u forcuar në çështjet e botës shpirtërore.

**E dyta: "Kërko ndihmë prej Allahut."**

Prej gjërave që njeriun e bëjnë besimtar të patundur dhe të qëndrueshëm është edhe kërkimi i ndihmës dhe mbështetjes tek Allahu Fuqiplotë. Të gjitha çështjet e dobishme fetare dhe jetësore nuk mund të realizohen pa ndihmën e Allahut. Porosia e Resulullahut është që, pas angazhimit që bën njeriu në çështjet e dobishme fetare dhe jetësore, të kërkojë ndihmën, begatinë, lehtësimin dhe suksesin e punës nga Allahu xh.sh.. Allahu asnjëherë nuk bëhet monoton nga kërkesa e robit për ndihmë. Resulullahu s.a.v.s. thotë: "O Zoti im, kërkoj nga Ti çështjen më të mirë, veprën më të mirë, jetën më të mirë dhe vdekjen më të mirë."[5]

Po ashtu thotë: "Kush nuk i kërkon ndihmë, Allahu hidhërohet me të."[6]

Te njeriu është e kundërta, nëse kërkon prej tij, ai lodhet, bezdiset dhe në fund hidhërohet pse po i kërkon, kurse Allahu xh.sh.në mënyrë të vazhdueshme dëshiron t'i kërkohet ndihmë: "Kërkoni nga Allahu nga të mirat e Tij, se Allahu dëshiron të kërkohet nga Ai."[7]

**E treta: "Mos u bëj i paaftë (dembel)."**

Për të qenë besimtarë të patundur nuk duhet të jemi neglizhentë dhe të dobët para kërkesave të fesë dhe jetës. O njeri, mos u bëj i paaftë në kërkimin e mirësive materiale dhe mirësive shpirtërore. Mos e humb hisen tënde në këtë botë e as të botës tjetër. Të derdhim mundin dhe energjinë në forcimin e trupit tonë për të qenë të fortë edhe në adhurime. Të qëndrojmë sa më larg paaftësisë dhe pamundësisë. Për këtë është lutur edhe Resulullahu s.a.v.s.: "O Zoti im, kërkoj mbrojtje tek Ti nga pamundësia dhe përtacia."[8]

**E katërta:**

"Nëse të godet diçka mos thuaj: Sikur të kisha vepruar (ndryshe), do të ishte kështu dhe kështu. Por, thuaj: Atë që e ka caktuar Allahu, ashtu edhe ka ndodhur se vërtet (pjesëza) "sikur" hap veprimet e djallit (shejtanit)."

Ky është një ilaç prej Resulullahit s.a.v.s. për trajnimin e besimtarit për t'u dorëzuar para caktimit dhe vendimit të Allahut xh.sh.në çështjet tona, pasi të kemi derdhur mundin dhe energjinë tonë në ruajtjen e gjërave të dobishme. Nuk ka vend për dyshim dhe kundërshtim pasi ka ndodhur caktimi i Allahut xh.sh.në ndonjë sprovë tonën. Nëse na godet diçka e padëshirueshme, atëherë nuk duhet që ne t'ua atribuojmë disa shkaqeve që nuk i kemi vepruar e për të cilat ndoshta supozojmë se do të ishin të dobishme nëse do t'i kishim vepruar. Fjala "sikur" në këto rrethana hap vesveset dhe veprimet e shejtanit, ngjall dyshim, tërheq mallkim, shton keqardhje, trashëgon trishtim dhe fut depresion shkatërrues në përmasa të paparashikueshme.

Kjo që na ka urdhëruar Resulullahi s.a.v.s. në rast të ndonjë goditjeje apo sprove është rruga më e mirë për stabilitetin e zemrës dhe kënaqësisë shpirtërore në këtë jetë. Njeriu nuk mund ta kthejë prapa atë që ka ndodhur, sado që të shprehë hidhërimin dhe pikëllimin. Nëse përdor fjalën "sikur", ai ka grumbulluar për veten e tij disa të këqia: sprovën që e ka goditur, humbjen e shpërblimit për durimin, tërheqjen e hidhërimit të Allahut, sëmundjen e mundshme të zemrës dhe shpirtit, dëshpërimin dhe depresionin. Kështu me këtë hidhërim i mundëson djallit të futet në trupin e njeriut dhe të lëvizë ashtu siç qarkullon gjaku: "Shejtani qarkullon ashtu siç qarkullon gjaku."[9]

Pra, në të gjitha rastet duhet t'i dorëzohet caktimit të Allahut, të jetë i kënaqur me të dhe të mos mbjellë hidhërimin në veten e tij dhe tek Allahu Fuqiplotë për atë që i ka ikur.

(1) "Sahihu Muslim", Kitabul kader, vëll. IV, fq. 2052, nr. 2664; "Sunen Ibn Maxhe", vëll. I, fq. 31, nr. 79; "Musned Ahmed", vëll. II, fq. 366. (2) "Sahihul Buhari", vëll. XIV, fq. 355, nr. 4360. (3) "Sahihul Buhari", vëll. 19, fq. 72, nr. 5649. (4) Vëll. XIII, fq. 142, nr. 4816. (5) "El-Mustedrek ala es-sahihajn", El-Hakim En-Nisaburij, vëll. I, fq. 701, nr. 1911. (6) "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. XI, fq. 223, nr. 3295. (7) "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. XI, fq. 488, nr. 3494. (8) "Sahihu Muslim", vëll. XIII, fq. 227, nr. 4878. (9) "Sahihul Buhari", vëll. VII, fq. 178, nr. 1897.

Mr. Ejup Haziri

# Mënyra si bëhet sexhdeja (II)

### Hyrje

Në temën paraprake kam shtjelluar mënyrën e bërjes sexhde, jam ndalur te hadithi i njohur që flet për gjymtyrët me të cilat duhet bërë sexhdeja dhe kam shpjeguar se çfarë konkretisht synohet nga hadithi. Ajo që vlen të përmendet këtu është fakti se, sipas hanefive, ndonëse hadithi përmend shtatë gjymtyrë me të cilat duhet bërë sexhdeja, vetëm balli është obligim (farz). Gjymtyrët e tjera, sipas mendimit të përzgjedhur të shkollës hanefite, janë sunet, por ka mendime se edhe disa prej gjymtyrëve të tjera janë farz apo vaxhib, sikurse që ka mendime se të gjitha këto shtatë gjymtyrë konsiderohen farz gjatë sexhdesë, i tillë është opinioni i Ibën Humamit.[1] Hanefitë thonë se me të gjitha këto gjymtyrë duhet bërë sexhdeja, por farz konsiderohet vetëm balli, gjegjësisht një pjesë e tij, ndërsa gjymtyrët e tjera janë sunet, me përjashtim të gishtave të këmbëve, lidhur me të cilët ka mendime të ndryshme. Të këtij mendimi janë Ebu Hanifja, Ebu Jusufi, Muhamedi dhe shumica e dijetarëve hanefitë.[2]

### Gishtat e duarve të jenë të bashkuar

Gjatë qëndrimit në sexhde, gishtat e duarve duhet të jenë të bashkuar e jo të hapur mes vete. Pra, ndryshe nga rukuja, gjatë së cilës gishtat e duarve mbesin krejtësisht të hapur, dhe ndryshe nga tekbiri fillestar, gjatë të cilit gishtat e duarve mbesin në formën natyrale: as të bashkuar e as të hapur, por që lihen krejtësisht të lirë.

Gjatë sexhdesë, gishtat duhet të jenë të bashkuar me njëri-tjetrin. Shumë namazfalës i vërejmë që, gjatë qëndrimit të tyre në sexhde, i lënë gishtat e duarve krejtësisht hapur. Është e gabuar kjo praktikë.

Arsyeja se përse urdhërohemi që gishtat e duarve të jenë të bashkuar njëri pranë tjetrit gjatë qëndrimit në sexhde, qëndron në faktin se ata duhet të jenë të shtrirë nga kibla, e po të lihej hapësirë mes tyre, atëherë sigurisht se jo të gjithë gishtat do të ishin në drejtim të kiblës, sidomos gishti i vogël që mund të kthehej nga koka e namazfalësit.[3]

Sipas një transmetimi të përcjellë nga Ebu Humejd es-Saidij[4] potencohet se gishtat nuk duhet të zgjerohen e as të mbesin krejtësisht të hapur, por hanefitë kanë përzgjedhur transmetimet e tjera, ku potencohet se i Dërguari i Allahut bashkonte gishtat e tij gjatë sexhdesë, siç është edhe transmetimi i përcjellë nga Vail ibën Huxhri.[5]

### Gishtat e këmbëve në drejtim të kiblës

Gjatë qëndrimit në sexhde, gishtat e të dyja këmbëve të jenë të kthyer në drejtim të kiblës e jo të ngrihen lart. Duke u bazuar në transmetime të ndryshme të përcjella nga sahabë të ndryshëm në lidhje me këtë çështje, siç është edhe hadithi i gjatë i përcjellë nga Ebu Humejd es-Saidij: "... i kthente majat e gishtave të këmbëve të tij në drejtim të kiblës..."[6]

Madje Kuduriu është i mendimit se, nëse gjatë qëndrimit në sexhde, ngrihen gishtat e të dyja këmbëve, një gjë e tillë e zhvlerëson namazin, pasi që paraprakisht një veprim i tillë nuk lejohet brenda namazit. Ndërsa, nëse ngrihen gishtat e njërës këmbë, gjegjësisht njëra këmbë, atëherë konsiderohet brenda suazave të lejimit. Kështu e përmendin edhe Kerhi dhe Xhessasi. Ndërsa Kadi Han-i një veprim të tillë e sheh si të qortuar (mekruh).[7] Arsyeja e një opinioni të tillë si ky i Kuduriut (dhe i të tjerëve që mendojnë kështu) qëndron në faktin se Kuduriu për këmbët, si gjymtyrë, mendon se janë pjesë e domosdoshme e sexhdesë, i konsideron si farz. Por versioni i shkollës hanefite këmbët (si gjymtyrë me të cilat kryhet sexhdeja) i konsideron si sunet dhe, rrjedhimisht, ngritja e tyre apo moskryerja e sexhdesë me to, nuk e prish namazin. Ibën Nuxhejmi kur e shpjegon këtë çështje thotë që ngritja e këmbëve në sexhde konsiderohet si tallje dhe lojë, pikërisht në vendin ku duhej shprehur madhërimi.[8] Pasi përmend të dyja mendimet, arrin në përfundimin se ata që mendojnë se prekja e këmbëve (gishtave) gjatë sexhdesë është obligim (vaxhib), atëherë ngritja e tyre gjatë sexhdesë është veprim tejet i qortuar, krejtësisht fare pranë haramit (el kerahe tahrimijeh), ndërsa ata që mendojnë se prekja e këm-



bëve në tokë gjatë sexhdesë është sunet, atëherë ngritja e tyre është veprim i qortuar (el kerahe tenzihijeh).[9]

### Bërrylat të largohen nga trupi

Gjatë sexhdesë bërrylat nuk duhet të jenë të shtrirë përtokë, që të mos ketë ngjasime me shtrirjen e qenit. Bërrylat duhen larguar si nga toka ashtu edhe nga trupi i namazfalësit (kofshët), e jo të jenë të ngjitura për trupin e namazfalësit. Ndërsa për femrat obligohet që duart e tyre të jenë të lëshuara dhe të ngjitura për trupin e tyre, me qëllim të fshehjes së pjesëve të turpshme të trupit dhe ndalimit të provokimit.[10] Siç kemi cekur edhe më herët për disa dallime të vogla mes mashkullit dhe femrës gjatë namazit, edhe këtu në sexhde kemi dy dallime.[11]

Na ka treguar Sulejman ibën Davudi, na ka treguar Ibën Vehbi, na ka lajmëruar Hejveh ibën Shurejhi, nga Salim ibën Gajlani, e ky nga Jezid ibën ebi Habibi se i Dërguari i Allahut kaloi pranë dy femrave që faleshin dhe u tha atyre: "Kur bëni sexhde, bëni përtokë (lëshoni duart përtokë), ngase femra në këtë çështje nuk është sikurse mashkulli."[12]

Pra, duart gjatë lëshimit për në sexhde nuk mbesin të ngjitura për trupin, gjë që nënkupton se ato largohen nga trupi dhe gjithashtu bërrylat nuk mbesin të shtrirë përtokë. Barku duhet të largohet nga kofshët,[13] duke u bazuar në hadithin që përcillet në Sahihun e Muslimit: Na ka treguar Kutejbeh ibën Seidi, na ka treguar Bekër ibën Mudar, nga Xhafer ibën Rebiah, ky nga el-A'rexhi, e ky nga Abdullah ibën Malik ibën Buhajneh se i Dërguari i Allahut gjatë faljes i ka larguar duart (nga trupi) aq saqë i është dukur pjesa e bardhë e nënsqetullave të tij."[14]

Gjithashtu edhe hadithi tjetër: Na ka treguar Jahja ibën Jahja i cili ka thënë: "Na ka lajmëruar Ubejdullah ibën Ijadi, nga Ijadi e ky nga Berrai, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut tha: "Kur të bësh sexhdenë, vendosi shputat e duarve dhe ngriji bërrylat e tu."[15]

Këto dy hadithe meritojnë një ndalje apo një analizë të shkurtër, qoftë sipërfaqësore, sepse ndryshe mund të keqkuptohen dhe keqinterpretohen. Zgjerimi i duarve, gjegjësish i bërrylave, mund të shkaktojë çorientim dhe pengim tek ai që falet pranë, sidomos nëse, në safin ku falen, ka hapësirë shumë të ngushtë, siç ndodh shpesh në namazin e xhumasë. Për këtë arsye, ulemaja e medhhebit hanefi, si autori i "Muxhteba-së", i "Hidaje-s", i "Kafi-t", e deri te autorët si Ibën Nuxhejmi dhe Ibën Abidini, e kanë trajtuar këtë mesele në përpikëri dhe që të gjithë pohojnë se, nëse namazfalësit janë brenda një safi (gjatë farzit), bërrylat nuk zgjerohen shumë, me qëllim që të mos pengohet tjetri që falet pranë, sidomos në raste kur ka masë të shtuar. [16] Faktikisht këtë dukuri e vërejmë nëpër xhamitë tona, ku disa në emër të ndonjë hadithi të lexuar apo të dëgjuar, zgjerojnë bërrylat e tyre aq shumë saqë tjetri pranë tij e ka të vështirë ta plotësojë sexhdenë siç kërkohet. E, po t'i thuash që t'i ngushtojë pak bërrylat kur bën sexhde, ai të thotë se është duke e praktikuar sunetin. Në realitet ai nuk e ka kuptuar sunetin, por skajshëm e ka keqkuptuar atë, ngase hadithi kuptohet nga shpjegimet e dijetarëve të mirëfilltë dhe nxjerrja e dispozitave nga hadithet bëhet nga juristët e dijetarët dhe jo nga masa e thjeshtë e as nga ata që sapo kanë filluar të lexojnë për Islamin.

### Përfundim

Kjo temë nuk mund të kuptohet krejt drejt e qartë nëse nuk lexohet edhe tema e kaluar, për shkak të lidhjes së varësisë e përplotësimit që kanë këto dy tema me njëra-tjetrën. Gjatë shtjellimit të tyre, jemi munduar të shpjegojmë sa më hollësisht rreth mënyrës së bërjes sexhde dhe rreth pozicionimit të gjymtyrëve përkatëse që janë pjesë e sexhdesë.

(1) Ibën Humam, Fet'hu-l Kadir, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v. I, f. 304. (2) Kasani, Bedaiu-s Sanai, v. I, f. 105; Merginani, el-Hidajeh, v. I, f. 308; Zejlei, Tebjinu-l Hakaik, v. I, f 302. (3) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v. I, f. 498. (4) BuhariunëSahih, nr. 828. (5) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzi-d Dekaik, v. I, f. 339. (6) BuhariunëSahih, nr. 828. (7) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v. I, f. 499. (8) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzi-d Dekaik, v. I, f. 336. (9) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzi-d Dekaik, v. I, f. 336. (10) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzi-d Dekaik, v. I, f. 339. (11) Es-Sugdi, En-Netfu fi-l Fetava, v. I, f. 71. (12) Ebu Davudi në Merasil, nr. 87; Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr. 4054 ; Bejhekiu në Ma'rifetu-s Sunen ve-l Athar, nr. 3201. Nuk kam hulumtuar rreth saktësisë së hadithit. (13) El-Mevsilij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, v. I, f. 178. (14) Muslimi në Sahih, nr. 495; Ibën Hibani në Sahih, nr. 1919. Hadithi është autentik. (15) Muslimi në Sahih, nr. 494; Ibën Huzejme në Sahih, nr. 656; Ahmedi në Musned, nr. 18491. Hadithi është autentik. (16) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzi-d Dekaik, v. I, f. 338; Ibën Abidin, Redul Muhtar, v. I, f. 503; Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajeti-l Mubtedi',v. I, f. 52.

Kasam Muhameti

# Statusi i vdekjes

Në bazë të argumenteve kuranore dhe të haditheve të Muhamedit a.s. lidhur me jetën e pasvdekjes (në varre), shpirtat e njerëzve mund të qëndrojnë pranë trupave aty ku varrosen, kudo qofshin, qoftë se varrosen dhe qoftë se nuk varrosen, siç ndodh në disa vende, në të cilat digjen kufomat, ose hiri i mbetur hidhet në ujë... , ngase çdo materie u nënshtrohet doemos proceseve të dheut. Shpirtat mund të lëvizin me vullnetin e Allahut ngado që të dojë Ai. Mund të ngrihen lart në qiej, në vendin e quajtur "Il-lijjun"- vend në qiellin e shtatë, nën Arshin e Allahut xh.sh., aty ku mblidhen shpirtat e vepërmirëve besimtarë dhe tefteret e tyre. Në të kundërtën, nëse janë shpirta të vepërkëqinjve, nuk lejohen që të ngrihen në"Il-lijjun", ata shpirta urdhërohen nga melaiket të dërgohen nën shtresën e shtatë të tokës, të quajtur "Sixhxhin", aty ku është vendi i shpirtave të vepërkëqinjve dhe i teftereve të tyre. [1, 2]

Në jetën e varrezave, ka klasifikim të gjendjeve të të vdekurve sipas punëve në këtë botë dhe ka privilegje të bazuara në merita:

a) Faraoni dhe ithtarët e tij kanë status të veçantë. Ndëshkohen me ndëshkim të veçantë në varreza, sepse ata e kishin tepruar me marrëzira, i torturonin edhe pejgamberët, siç bënë me Musain a.s., madje ata veten e tyre e konsideronin për zot: "Ata (në jetën e varrezave) i nënshtrohen zjarrit mëngjes e mbrëmje e kur të arrijë kiameti (u thuhet engjëjve): "Ithtarët e Faraonit futni në dënimin më të rëndë!" (el-Gafir, 46)

E njëjta gjë është edhe për Ebu Lehebin. [3]

Pra, këtë status që të ndëshkohen në mënyrë të veçantë e kanë ata që në Kuranin famëlartë Allahu i ka përmendur me emra se ka për t'i ndëshkuar. Këta vuajnë dënim gjithnjë, shpërblime nuk mund të përjetojnë.

b) Nga të gjitha krijesat, për të dërguarin Isa a.s.,[4] Allahu ka përcaktuar ligje të jashtëzakonshme-mrekulli, pasi që ka ardhur në jetë vetëm nga nëna, Merjemja, pa pasur baba. Isai a.s. as nuk është gozhduar, as mbytur, por për të, në Kuranin famëlartë[5] , thuhet se kemi të bëjmë me një ndërrim special të jetës së tij-jo vdekje.[6] Ai do të rikthehet para se të ndodhë kiameti, fillimisht do të zbresë në Minaren e Bardhë, pranë xhamisë së emevive në Damask, do të qëndrojë 40 vjet, më pastaj do ta mbytë Dexhalin dhe në fund do të vdesë natyrshëm dhe do të varroset pranë varrit të Muhamedit a.s..[7]

c) Pejgamberët kanë status të veçantë. Është e ditur se edhe Muhamedi a.s. ka ndërruar jetë në mënyrë të natyrshme, mirëpo na ka sinjalizuar se, salevatet dhe selamet që ia dërgojmë atij e për të cilat na ka urd-



hëruar Allahu xh.sh.në Kuranin famëlartë, do t'idëftohen edhe për së vdekuri, në fakt, do t'i mundësohet që shpirti i tij fisnik së bashku me trupin e tij fisnik t'i pranojnë salevatet dhe selamet. Edhe këtu kemi të bëjmë me një lloj jete speciale të Muhamedit a.s., megjithëse kandë rruar jetë prej vërteti:[8] "Vërtet, Allahu dhe melaiket e Tij e bekojnë pejgamberin. O ju që keni besuar, lutuni për të dhe përshëndeteni me selam. (el Ahzab, 56)

"Dita juaj më e vlefshme është dita e xhuma, prandaj shtojeni për mua atë ditë salevatin. Ngase vërtet salevatet tuaja do të më paraqiten". Shokët e tij i thanë: "O idërguari I Allahut, si do të të paraqiten salevatet tona kur trupi yt do të jetë bërë dhe?" Ai u përgjigj: "Vërtet trupat e pejgamberëve janë të ndaluar për tokën". [9]

d) Madje, vdekja mund të ketë edhe status gjallërie[10] Ky privilegj u jepet vetëm dëshmorëve,[11] të cilët përjetojnë kënaqësi të posaçme gjatë qëndrimit në varreza[12]

"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke i shijuar begatitë te Zoti I tyre". (Ali Imran, 169)[13]

(1) Shih, el-Mutaffifin . 7-21. Abdurrahman bin Nasir es-Sadijj "Tejsiru-l-Kerimirr-Rrahmani fi Tefsiri-l-Kelami-l-Men-nani". Botoi Xhem'ijjetuihjait-turathi-l-islamijji, Kuvajt 2000, f. 1276-1277. (2) Shih më gjërësisht për këtë detajet e hadithit: https://islamqa. info/ar/200530. (3) El-Mehali bin Ahmed Muhamed Xhelaludin&Es-Sujutijj bin EbiBekr Abdurrahman Xhelaludin "Tefsiru-l-Xhelalejni". BotoiDaru-l-Ma'ërifeti, Bejrut pa vitbotimi, f. 815. (4) Abdulhamid Xhevdetes-Sehar Sejid Kutub, "Tregime Kuranore". Botoi BIK Prishtinë 2007, f. 190. (5) Shih en-Nisaë, 157-158. Ali Imran, 55. (6) Dr. ZijaAbdullahu, "Studim krahasimtar I feve". Botoi BIK, Prishtinë, 2010,350. (7) Ibn Kethir, "Kasasul Enbijai". Botoi Darul Hajri, botimi 7-të, Bejrut 1997, f. 548-549. (8) Sa herëqë përmendim emrin e Pejgamberit Muhamed duhet të themi: 1. Alejhis-salatuves-selam (bekimet dhe përshëndetjet qofshin mbi të). 2. Sal-lall-llahualejhivesel-leme. 3. Es-salatuves-selamu ala resulil-lahi (ala Muhammedin). Zakonisht në literature të gjuhës shqipe (në libra ose revista), në mënyrë që të mos zënë hapësirë këto shprehje, shkruhet shkurtimisht a.s. . Ndërsa shprehja që është e popullarizuar në disa raste alejhis-selam duhet të përdoret vetëm kur përmendet emri I ndonjë pejgamberi tjetër përveç emrit të Muhamedit a.s., ngase në bazë të urdhrit kuranor (el Ahzab, 56), aty Allahu xh.sh.na urdhëron që të themi "Salevatet dhe selamet qofshin për Muhamedin a.s.", e,vetëm me selam ndaj Muhamedit a.s. shprehja e kërkuar mbetet mangut nëse nuk thuhet edhe salat. Pra këto janë privilegje vetëm të Muhamedit a.s., të cilit,veç të tjerash, do t'imundësohet që edhe të ndërmjetësojë tek Allahu xh.sh.me shefatin e tij në botën tjetër. (9) Imam Neveviu, "Rijadus-salihin". Botoi Logos-A, Prishtinë 1997, transmeton Muslimi, hadithi nr. 1407, f. 468. (10) Muhamed Ashik Ilahi el Bureni, "Çështje të Fikhut sipas Kuduriut". Botoi BIK, Prishtinë 2002, f. 124. (11) Abdullah bin Mahmud bin Mevdud el-Meusulijj el-hanefijj, "El-Ihtijaru lita'ëlili-l-muhtari". Botoi Daru-l-Urkam, Bejrut 1418 h. , vëll. 1, f. 145. (12) Dr. Jusuf Ramiq, "Shkaqet e shpalljes së Kurani Kerimit". Botoi Lidhja e shoqatave Ilmije në RSM-Shkup, f. 66. (13) Shih edhe el-Bekareh, 154.



Dr. Ajni Sinani

# Sulmet kundër esharive dhe maturidive

Sot gjejmë një formacion hoxhallarësh që marrin primatin dhe ekskluzivitetin e interpretimit të Islamit dhe e vendosin veten e tyre në pozitë të gardianëve të drejtimit të Ehlu-sunetit dhe xhematit. Veten e tyre e konsiderojnë "grupi i ndihmuar dhe i shpëtuar", prandaj, sipas tyre,vetëm ata që pajtohen me ta dhe me shejhat e tyre na qenkan në rrugë të drejtë, kurse të tjerët që nuk pajtohen me mendimet e tyre dhe të shejhave të tyre, edhe pse të këtillë janë shumica absolute e ymetit, na qenkan të humbur, dervishë, bidatçi, përçarës, shpifës, mëkatarë etj. Këta, sipas tyre, rrezikojnë të jenë banorë të zjarrit!!!

Ky formacion vepron ashtu sikur kishte vepruar harixhiti Ebu Hamza kur i ishte drejtuar shokut të tij: "Askush përveç ne dyve nuk do të hyjë në xhenet! – Subhanallah! Në xhenetin, gjerësia e të cilit është sa qiejt dhe Toka, do të hyjnë vetëm dy veta!? Atëherë qoftë vetëm yti! Sigurisht se ky nuk qenka ai xhenet që Allahu i Madhërishëm u ka premtuar robërve të Tij" –, i frikësuar i përgjigjet miku.

### Mendjelehtët që luajnë me zjarrin!

Ka hoxhallarë që mbështeten në disa prej shejhave të tyre tashmë të njohur. Këta hoxhallarë dhe xhematet e tyre për gjithë myslimanët e botës me akide eshari dhe maturidi përdorin shprehje pezhorative, si: bidatçi, dervishë, të humbur, me besim të devijuar etj. !!! Kur njeriu shfleton faqet elektronike, kanalin youtube dhe faqet e facebook-ut, befasohet nga një liri e plotë dhe gatishmëri e papërgjegjshme për t'i akuzuar kolosët dhe alimat e këtij ymeti dhe gjithë ymetin për devijim në besim! Se sa i rrezikshëm dhe shqetësues është ky lloj predikimi dhe qëndrimi përjashtues, mjafton të shohësh ithtarët e këtyre hoxhallarëve në internet, në rastin më të butë gjen ofendime dhe sharje të ulëta që këta ua bëjnë maturidive dhe esharive. Në rastin më ekstrem, ky lloj vlerësimi hap rrugë për akuzim me dalje nga islami (irtidad) dhe afërmendsh edhe për veprime të dhunshme. Më shumë se 98 % e ymetit të Muhammedit a.s. janë me akide eshari dhe maturidi. Akidja maturidite dhe esharite studiohet në gjithë universitetet e botës islame, në universitetin El-Ez'her, në Turqi, Pakistan, Indonezi, Indi dhe në të gjitha shtetet arabe e myslimane.

Por kjo nuk ka kurrfarë domethënieje për ta. Këta mendjelehtë, esharitët dhe maturiditët i konsiderojnë grupacione të devijuara (!!!) sikurse xhehemijtë. Ia zënë për të madhe Mehmet Fatihut që ishte hanefi-maturidi. Ndonëse Pejgamberi a.s. kishte treguar për të duke thënë: "Vërtet do ta çlironi Konstantinopolin (Stambollin), vërtet sundues i mrekullueshëm do të jetë sunduesi i tij {dijetarët islamë autoritativë mendojnë se fjalën e kishte për Mehmet Sulltan Fatihun, A.s. } dhe ushtri e lavdëruar është ajo ushtri"!

Por ata kanë mbyllur veshët me pambuk dhe kanë flakur gjykimin e arsyeshëm, prandaj e gjithë kjo s'ka rëndësi, sepse vetëm ata janë në besim të drejtë dhe vetëm ata e posedojnë të vërtetën! Xheneti na qenka vetëm për ta!

Sulmet ndaj maturidive dhe esharive vijnë edhe nga të rinj të sinqertë. Këta të rinj entuziastë kanë rënë pre e disa hoxhallarëve fitnexhi që harrojnë se në Islam ka pluralitet mendimesh dhe interpretimesh, të cilat derisa të mos dalin jashtë kornizës islame, duhet të respektohen dhe të nderohen detyrimisht, madje edhe atëherë kur një mendim i tillë nuk pajtohet me mendimin që mbrojmë ne. Ihtilafi është i ligjshëm në Islam, prandaj edhe respekti dhe vlerësimi i dijetarëve janë obligative.

### Sulmet e tyre ndaj medhhebeve

Këta "mendjendritur" hoxhallarë e shpjegojnë Islamin jashtë medhhebeve të pranuara synite. Këtë e bëjnë duke u mbështetur kinse në interpretimin burimor të Islamit. Këto pretendime të këtyre hoxhallarëve janë hileqare. Kështu, sepse interpretimin burimor të Islamit ulematë dhe kolosët e kësaj feje e kanë bërë me kohë dhe inerpretimet burimore na janë përcjellë gjeneratë pas gjenerate përmes dijetareve dhe ulemave besnikë të të gjithë ymetit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Dija do të bartet prej

të besueshmëve në çdo brez, ata do ta pastrojnë atë prej transformimeve të bëra prej atyre që i kalojnë kufijtë, prej pretendimeve të rreme të gënjeshtarëve, dhe prej interpretimeve të gabuara të të paditurve”. Hallkat e zinxhirit të transmetuesve të këtyre interpretimeve dhe shpjegimeve nuk janë shkëputur. I Dërguari i Allahut na tregon se ymeti vazhdimisht do të jetë në Rrugën e Drejtë. Pejgamberi a.s. thotë: “Ymeti im kurrë nuk do të pajtohet për të devijuar (dalalet), në qoftë se ju shihni kundërshtime të mendimeve mes jush, atëherë pasoni shumicën”, (hadith sahih). Gjatë historisë islame, shumica absolute e ymetit të Muhammedit a.s. u është përmbajtur në fikh katër medhhebeve: shkollës së Imam Ebu Hanifes, të Imam Malikut, të Imam Shafiut dhe të Imam Ahmedit. Kurse në akaid kanë ndjekur Imam Eshariun dhe Imam Maturidiun.

Prandaj, të nderuar besimtarë, duhet të ruhemi dhe të kemi kujdes që të mos ofendojmë dhe të mos shpifim ndaj ulemave dhe hoxhallarëve me fyerje, lëndime dhe akuza, sepse ata janë miqtë e Allahut (Evlijaullah). Dëshmi për këtë është ajo që transmeton Ebu Hurejra r.a.se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Allahu i Madhërishëm ka thënë: Kush i bën keq një mikut Tim, Unë i shpall luftë atij.” (Buhariu).

Imam Neveviu transmeton se Ebu Hanifja dhe Shafiu r.a.kanë thënë: “Nëse ulematë nuk janë miq të Allahut, atëherë Allahu nuk do të kishte miq”.

Prandaj, kujdes o besimtarë, sepse gjuha e ulët dhe denigruese që përdoret kundër dijetarëve dhe kolosëve të këtij ymeti dhe pjesës absolute të ymetit të Muhammedit a.s. shkakton vdekjen e zemrës para vdekjes së pronarit të saj. Qëllim i këtij shkrimi është mbrojtja e kolosëve dhe ulemave të këtij ymeti, që janë trashëgimtarë të pejgamberëve dhe që janë zëri dhe zemra e ymetit dhe që pulsojnë me dije dhe besim.

### Dijetarët e facebook-ut

Sot është një situatë vërtet e mjerë. Për ironi kemi ‘myfti’, ‘muxhtehidë’ e ‘alima’ të facebook-ut. Ata hedhin poshtë çdo gjë. Me një guxim të paparë sulmojnë dhe shpifin ndaj dijetarëve, duke u mveshur epitete të ulëta, u përshkruajnë atyre përshkrimet më të shëmtuara, për shkak se imamët dhe alimat e këtij ymeti janë në kundërshtim me opinionin e shejhave që këta hoxhallarë i kanë përzgjedhur dhe ua kanë imponuar xhemateve të veta.

Në çdo shkencë respektohen specalistët dhe ekspertët e fushave përkatëse. Në mjekësi, për shembull, dëgjohet dhe respektohet mendimi i mjekut. Kështu ndodh edhe me shkencat e tjera. Ndërkaq kur vjen puna te feja islame, secili bëhet dijetar, muxhtehid e myfti. Mjafton marrja e një diplome nga bota arabe… Kemi raste kur disa, sapo fillojnë të vijnë në xhami a të ndjekin ndonjë kurs fetar, pavarësisht se mund të jenë pa kurrfarë formimi dhe shkollimi, nisin e i klasifikojnë njerëzit në të humbur dhe në të shpëtuar. Të gjithë këta na paraqiten të ditur, madje edhe më të ditur se imamët dhe muxhtehidët e këtij ymeti. Sipas tyre, nuk ka nevojë për shkollat juridike (medhhebet), hedhin poshtë interpretimet e dijetarëve kolosë të këtij ymeti për 1400 vjet dhe kërkojnë që çdo gjë të fillojë nga e para. Nuk pranojnë veçse mendimet e shejhave të tyre, sepse çfarëdo veç mësimeve të shejhave të tyre është gabim dhe mbrapsht.

Sipas pretenduesve të këtij formacioni, duhet të pastrohet akidja e devijuar e këtij ymeti!!! Duhet të largohen bidatet dhe devijimet e medhhebeve përgjatë



këtyre 14 shekujve!!! Duhet t'u kthehemi Kuranit dhe synetit, jo sipas imamëve të medhhebeve por sipas shejhave të këtyre hoxhallarëve.

### Marrja direkt nga Kurani dhe syneti

Ky formacion hoxhallarësh kërkojnë që të mos pasohet medhhebi, sepse duhet të marrim drejtpërdrejt nga Kurani dhe syneti. Kjo do të thotë se secili prej hoxhallarëve dhe secili prej xhematlive të arrijnë shkallën e muxhtehidit. Një kërkesë sa e paarritshme, aq edhe absurde. Këta punojnë të bëhen sa më të popullarizuar, qëllimi i tyre është të marrin sa më shumë "like" në internet.

Ata punojnë për interesa personale dhe për rritjen e ndikimit të tyre në shoqëri, respektivisht te rinia, që e kanë target. E përbashkëta e këtyre hoxhallarëve është se ngarendin për të zënë sa më shumë pika. Punojnë të marrin sa më shumë pozicione për t'u fuqizuar. Shtrohet pyetja se sa i ndihmon shoqërisë dhe sidomos rinisë sonë ky interpretim ekskluziv i cili në fund të fundit po hedh poshtë interpretimin e Islamit bërë qysh prej më shumë se 1300 vjetësh, kurse në trojet tona, të paktën, qysh prej 600 vjetësh. Por, kjo për ta s'ka rëndësi. Relevant është motivi i cili çon deri te kjo. Pavarësisht se ky motiv na paraqitet si fisnik dhe fetar, ai është përfitimi personal, i ndërlidhur, në disa raste, me përfitim grupor. Në aspektin fetar, tendenca e disa hoxhallarëve për t'i paraqitur si interpretime burimore dhe legjitime vetëm shpjegimet e tyre është kontraproduktive. Me zhargonin popullor do të thosha se është shpjegim dhe interpretim "tallava". Ndërkaq, në planin praktik është për keqardhje, joadekuat dhe joprofesional.

Kjo, sepse është e qartë se rreth dy miliardë myslimanë nuk mund të bëhen muxhtehidë! As ata qindra mijëra hoxhallarë në botë sa janë, nuk është e mundur që secili prej tyre të arrijë shkallën e ixhtihadit, shkallë të cilën e kishte arritur një numër shumë i vogël sahabësh dhe dijetarësh kolosë gjatë këtyre katërmbëdhjetë shekujve. Numri i tyre mund të numërohet me gishta.

### Jo të gjithë sahabët jepnin fetva

Meqenëse shkalla e ixhtihadit është shumë e vështirë për t'u arritur, jo të gjithë sahabët jepnin fetva, por shkonin të merrnin mendimin nga Ebu Bekri, Umeri, Uthmani, Aliu, Ibn Abasi, Abdullah ibn Mesudi etj. (Allahu qoftë i kënaqur me ta) për kuptimin e ndonjë ajeti kuranor, hadithi apo dispozite islame. Prandaj nuk është e rastësishme që gratë muhaxhire dhe ensare i drejtoheshin h. Aishes për çështje që kishin të bënin me dispozita rreth grave. Veprimi i sahabëve të respektuar



dhe ashabeve të nderuara ishte krejt ndryshe nga pretendimi i disa hoxhallarëve dhe tifozëve të tyre, që thonë se duhet të marrim çdo gjë në mënyrë të drejtpërdrejtë nga Kurani dhe syneti. Nuk e mendoj se ka mysliman me mendje të shëndoshë që të thotë se hoxhallarët apo myslimanët e sotëm mund të jenë më të ditur dhe më të aftë se ata sahabë që konsultoheshin dhe merrnin shpjegimet e sahabëve të mëdhenj rreth çështjeve të ndryshme fetare dhe nuk bënin ixhtihad të pavarur.

### Të fillojmë çdo gjë nga fillimi!

Ka edhe një përpjekje tjetër që po shkakton huti te besimtarët. Pretendohet se medhhebet nuk janë plotësisht në frymën e Kuranit dhe synetit. Prandaj, sipas tyre, nuk duhet të merret vetëm mendimi i një shkolle, në rastin tonë i shkollës hanefite, por mund të marrim nga të gjitha shkollat pa kurrfarë kriteresh, ashtu si të na e marrë mendja se është më së miri.

Këta hoxhallarë kanë si referen stereotipin e she-



jhave të tyre që dihet se ku fillon, por nuk dihet se ku përfundon. Vetëm Allahu e di se sa dëm po shkaktojnë dhe mund të shkaktojnë këta hoxhallarë që kërkojnë të hiqen medhhebet. Kjo do të thotë se ymeti për 1400 vjet në çdo gjë ka qenë gabim, prandaj ne duhet të fillojmë çdo gjë nga fillimi. Të heqësh medhhebet është sikur të heqësh shenjat e komunikacionit dhe sinjalizimet në autostradë duke i lënë secilit të ngasë makinën sipas dëshirës dhe tekave të tij. Mund të marrim me mend se çfarë do të ndodhte në autostradat e botës nëse do të veprohej kështu. Kjo gjë sot ka tendencë të ndodhë nëpër pjesët e botës islame. Po tentohet të largohen referencat dhe autoritetet e këtij ymeti, çdo gjë të fillojë nga e para dhe secili sipas qejfit t'i shpjegojë ajetet dhe hadithet e Muhammedit a.s.

### Islami na është përcjellë i pastër dhe burimor

Imamët e këtij ymeti nuk duhet të jenë fokusi i diskutimit apo hezitimit. Pejgamberi a.s. e ka lënë islamin në duar të sigurta. Në çdo gjeneratë ka patur ulema e alima, të cilët e kanë drejtuar masën dhe e kanë ruajtur atë nga devijimi. Pejgamberi a.s. thotë ”Në çdo 100 vjet, Allahu do t´i dërgojë këtij ymeti një ripërtëritës të Fesë së Tij.”

Prandaj, Islami na është bartur dhe transmetuar i pastër dhe burimor gjeneratë pas gjenerate. Nuk ka hallka të këputura në zinxhirin e gjatë 14 shekullor të alimave tanë.

Vetëm muxhtehidët mund të nxjerrin konkluzione dhe të marrin vendime duke u bazuar në burimet e Islamit. Këtë mund ta bëjnë vetëm ata. Prandaj kur flasim për imamët themelues të medhhebeve, duhet të kuptojmë se ata kanë qenë njerëz të zgjedhur dhe të pajisur me dije nga ana e Allahut xh.sh.Ata kanë qenë trashëgues të denjë e besnikë të dijes së Pejgamberit a.s.

Pejgamberi a.s. ka thënë: ”Ulematë janë trashëgimtarët e pejgamberëve”. Pejgamberi a.s. gjithashtu ka thënë: ”Nëse muxhtehidi ia qëllon, ka dy shpërblime, ndërkaq nëse nuk ia qëllon, ka një shpërblim”. (Buhariu). Për rrjedhojë, duhet të jemi të kujdesshëm kur flasim për imamët dhe kolosët e këtij ymeti. Pasimi i medhehbit jo vetëm që është i lejuar por edhe i obligueshëm, sepse neve na kërkohet të respektojmë hierarkinë edhe në dije. Secili medhheb mbështetet në argumente fetare. Ndërkaq ata që nuk kanë dije të mjaftueshme duhet të jenë të kujdesshëm që të mos rrezikojnë për në zjarr, Zoti na ruajttë.

Dhënia e fetvave është nxjerrë në ligjvënie publike

Si mundemi ardhmërinë e Ummetit tanë t'ua lëmë njerëzve të cilët sjellin fetva për gjërat që në mesin e kolosëve të dijes ishin kontestuese. Dhënia e fetfave është nxjerrë në legjistacion publik, prandaj hoxhallarë të shumtë japin fetva, madje edhe për çështje shumë të rënda e të rëndësishme.

Sahabët, kur pyeteshin për ndonjë mesele, i jepnin përparësi tjetrit dhe kështu i shmangeshin dhënies së fetvasë, nga kujdesi dhe frika e përgjegjësia ndaj Allahut xh.sh.

Në kohën e h. Umerit jetonte një njeri me emrin Sagib b. Asi që jepte fetfa sipas “tekeve” duke i ngatërruar argumentet pa pasur njohuri të nevojshme. Umeri e kishte thirrur këtë njeri, e kishte shtrirë me fytyrë përtokë dhe kishte filluar ta godiste me shkop derisa ai kishte humbur vetëdijen. Kur kishte ardhur në vete, kishte thënë: U gdhimë dhe agoi cdo gjë në pushtetin e Allahut. Kur e kishte pyetur h. Umeri se si po ndihej, ai ishte përgjigjur: “Më kaloi ajo që e ndieja më herët dhe tani me lejen e Allahut jam shëruar”.

Abdu Eddaim El Kehil

# Një tru në zemër

Disa hulumtues sot flasin për një tru në zemër dhe vërtetojnë që zemra ka sistemin e saj nervor të veçantë. Ai është një sistem i komplikuar, të cilin e quajnë the brain in the heart, ku zemra emeton në çdo pompim të gjakut një numër të koordinatave dhe informacioneve në të gjitha anët e trupit. Zemra ka një sistem elektrik të komplikuar si dhe ka rreze të saj të veçanta. Ajo ka fushë elektromagnetike më të fuqishme sesa truri për 100 herë!!

Është fenomen që ekzistojnë në kuadër të qelizave të zemrës së njeriut programe të veçanta për kujtesën (memorien), në të cilën janë të ruajtura të gjitha ngjarjet e përjetuara nga njeriu, këto programe bëjnë dërgimin e kësaj kujtese te truri që ta procedojë atë.

Kemi parasysh se shkalla e rrahjeve të zemrës ndryshon varësisht nga gjendja psikike dhe emocionale e njeriut. Dr J. Andrew Armour-i konfirmon se aty (në zemër) ka një tru tepër të komplikuar, brenda çdo qelize të zemrës, ndërsa në zemër ka më shumë se dyzet mijë qeliza nervore që punojnë me përpikëri të jashtëzakonshme për të rregulluar normën e rrahjeve të zemrës dhe sekretimin (tajitjen-zbrazjen) e hormoneve si dhe ruajtjen e informacioneve (të dhënave) e më pastaj bëhet dërgimi i këtyre të dhënave në tru. Këto informacione luajnë rol të rëndësishëm në të kuptuar dhe në perceptim.




Pra, informacionet rrjedhin nga zemra te truri, pastaj hyjnë brenda trurit nëpërmjet pasazheve (kanaleve) të veçanta, për të drejtuar më pastaj qelizat e trurit që të jenë në gjendje të kuptojnë dhe absorbojnë. Prandaj, sot disa shkencëtarë janë të interesuar për ngritjen e qendrave për të studiuar marrëdhënien midis zemrës dhe trurit, si dhe marrëdhënien e zemrës me veprimet psikike dhe kognitive (njohëse), duke njohur rolin e rëndësishëm të zemrës në të menduar dhe në krijimtari.

### Vibracionet nga zemra

Dr. Paul Pearsall –i thotë se zemra ndien, ndihet, kujton dhe dërgon vibracione (valë) që ia mundësojnë të mirëkuptohet me zemrat e tjera dhe ndihmon për rregullimin e imunitetit të trupit. Ajo përmban informacione të cilat i dërgon në të gjitha pjesët e trupit me çdo impuls të saj. Disa studiues pyesin: A është e mundur të jetojë (qëndrojë) një kujtim thellë në zemrat tona?

Vërtet zemra me ritmin e saj të rregullt kontrollon ritmin e trupit në mënyrë të plotë si dhe është një mënyrë (mjet) për të lidhur çdo qelizë të trupit me punën e saj si qarkulluese e gjakut, kështu që çdo qelizë pasqyron gjakun e kësaj zemre dhe bart informacionet prej saj dhe bashkë me to shkon në qelizat e tjera të trupit, kështu që zemra nuk ushqen trupin vetëm me gjak të pastër, por e ushqen edhe me informacione!

Prej kërkimeve të çuditshme të zhvilluara në Institutin "Matematika e Zemrës-Heart Math", është zbuluar se fusha elektrike e zemrës është shumë e fuqishme dhe ndikon në njerëzit rreth nesh, se çdo njeri mund të komunikojë me të tjerët vetëm përmes zemrës së vet, pa folur!!!

Instituti "Matematika e Zemrës" ka bërë shumë eksperimente, të cilat kanë dëshmuar se zemra transmeton frekuenca elektromagnetike që ndikojnë në tru dhe drejtojnë punën e tij, kështu që është e mundur qe zemra



të ndikojë në procesin e perceptimit dhe të kuptuarit të njeriut. Aty zbuluan se zemra emeton fushë elektrike, e cila është më e fuqishme ndërmjet gjymtyrëve të trupit, kështu që ka gjasa të dominojë punën e gjithë trupit. (Ilustrimi i poshtëm paraqet rrahjet e zemrës, kurse tri ilustrimet e mësipërme paraqitnin reagimin e trurit dhe si ndikohen frekuencat nga situata e zemrës.

Instituti gjithashtu ka zbuluar se të rrahurat e zemrës ndikojnë në valët e emetuara nga truri (valët alfa), sa herë që shtohet numri i të rrahurave të zemrës, rriten edhe frekuencat e emetuara nga truri.




### A janë këto rezultate të besueshme?

Shkencëtarët deri më tani nuk janë pajtuar që zemra është qendra e mendjes, mirëpo ata pak nga pak janë duke u bindur dhe po presin rezultatet e studimeve dhe hulumtimeve. Kur shkencëtarët arrijnë te një e vërtetë shkencore, shpesh këtë të vërtetë shkencore e gjejmë të përmbajtur në Librin e Zotit, të përmendur qartë. Gjë që dëshmon për vërtetësinë dhe për prejardhjen hyjnore të këtij libri madhështor. Me këtë mrekulli sfidojmë dyshuesit duke kërkuar që të sjellin një libër të saktë 100% sikur Kurani. I sfidojmë ata që, nëse mund t'ia dalin, të gjejnë qoftë edhe vetëm një gabim në Kuran. Dyshuesit mund të ushqejnë vetëm imagjinata, mund të bëjnë përpjekje dëshpëruese lidhur me sfidën, por kurrsesi nuk mund t'ia dalin të mbështetin dyshimet e tyre shkencërisht.

### Zemra dhe vetëdija apo të kuptuarit

Në një hulumtim të kryer nga hulumtuesit Rollin McCraty dhe Mike Atkinson, të prezantuar në takimin vjetor të Konferencës së Pavlovit më 1999, u arrit në përfundimin e këtij hulumtimi që ka një lidhje midis zemrës dhe procesit të perceptimit, si dhe kanë dëshmuar studiuesit këtë marrëdhënie duke matur (krahasuar) veprimtarinë elektromagnetike të zemrës dhe të trurit gjatë procesit të të kuptuarit, do të thotë kur njeriu është duke u përpjekur për të kuptuar ndonjë fenomen dhe zbuluan se procesi i mirëkuptimit dhe vetëdijes është në përputhje me punën (performancën) e zemrës, sa herë që puna e zemrës është më e vogël, edhe vetëdija do të jetë më e vogël.

Rezultatet e dhëna nga Instituti "Matematika e Zemrës" janë mbresëlënëse dhe përforcojnë këtë që ti kur i afrohesh ndonjë njeriu tjetër, kontakton apo flet me të, atëherë ndryshimet në sistemin e rrahjeve të zemrës që pëson ti, reflektohen në aktivitetet e trurit të personit tjetër!! Do të thotë që zemra jote ndikon në trurin e atij që qëndron para teje.

Në këtë foto është një njeri që jeton me një zemër artificiale, ai është i lidhur përgjithmonë me shirita për t'u furnizuar me bateri, vërtet atij që i është kryer procesi i instalimit të zemrës artificiale tashmë ka humbur ndjenjën ndaj shumë gjërave që e rrethojnë dhe reagimet e tij pothuajse janë joekzistuese si dhe i ndodhin ndryshime të mëdha në personalitetin e tij. Kjo dëshmon punën (ndikimin) e zemrës në të menduarit dhe në reagime dhe, gjithashtu, në udhëzime ndaj trurit.

*Nga gjuha arabe: Fadil Hasani*

Dr. Ardian Muhaj

# Betejat e Kosovës (1389-1999)

Tashmë statuja gjigante e "car" Llazarit me dorën ngritur lart në drejtim të Fushë Kosovës po shënon përvjetorin e parë të vendosjes në sheshin kryesor të Mitrovicës veriore. Edhe pse vendosja e kësaj statuje u konsiderua si provokim i padenjë për shqiptarët e Kosovës, nuk duhet harruar kurrsesi se "car" Llazarit me kohë ia ka ngritur përmendoren historiografia shqiptare. Serbët thjesht i ngritën shtatoren apo bustin. Ajo që gjoja e justifikon historiografinë shqiptare për ta amnistuar krejt politikën gjenocidale të ndjekur nga serbët ndaj shqiptarëve, që nga shek. VII e deri në shek. XV, duke përfshirë edhe politikën e njërit prej carëve më antishqiptar, Llazarit, është e ashtuquajtura Beteja e Kosovës. Këta historianë janë treguar akoma edhe më fanatikë në mbrojtjen dhe propagandimin e miteve historiografike serbe ndër shqiptarë sesa besimtarët që përkujdesen për tyrben e Sulltan Muratit.

Meqë kjo betejë e mbyll kapitullin e shtetit gjenocidal mesjetar serb për disa shekuj, atëherë që fundi i tij të na paraqitet si një fund i lumtur, si fundi i një shteti të dashur e mirëdashës për mbarë popujt ballkanikë, shpikën terma fanta-historikë që arrijnë ta shtrembërojnë aq shumë realitetin, saqë për pak nuk krijojnë herë një komb të vetëm "ballkanas", liridashës e të drejtë, herë një "aleancë" të popujve ballkanikë. Domosdo, duhej që akti final i politikës genocidale qindravjeçare serbe të mbyllej për mesjetën me një heroizëm të pashoq në të cilin i pushtuari dhe i masakruari shqiptar ndritohet nga frymëzimi i aleancës së popujve ballkanikë. Historianët shqiptarë janë përpjekur me sa kanë mundur të arnojnë ndonjë të dhënë nga burime të dyshimta historike për të vërtetuar se gjoja në përleshjen kaotike të dy ushtrive të papërcaktuara mirë, në anën e pushtuesit mijëvjeçar e gjenocidal serb luftonin



me trimëri edhe rajatë shqiptare, që i kishin hedhur tutje dhjetë shekuj robërim e farëshfarosje. Kështu u madhërua dhe u naltësua pushtuesi dhjetëshekullor serb, përkundër kandidatit për pushtues, që akoma nuk i kishte kaluar dhjetë ditë në trojet shqiptare.

Absurditeti arrin kulmin kur diskutohet se në se do të kishte fituar "cari" Llazar, do të kishte qenë në favor të shqiptarëve, apo jo? Në se do kishte fituar "car" Llazari, me "aleatët ballkanas", kjo do të ishte po aq në favor të shqiptarëve sa fitorja e masave sllave që u dyndën në trojet ilire në antikitetin e vonë dhe zhdukën nga faqja e dheut dhjetëra qytete të lulëzuara, shkretuan fusha e male, dhe e kthyen Ilirinë në epokën e gurit. Fitorja e "car" Llazarit dhe e ushtarit të mirë Millosh, do të kishte qenë po aq në favor të shqiptarëve sa ç'qe fitorja e pushtimi i car Dushanit. Për të pasur akoma edhe më të qartë se si fitorja serbe do t'i kishte ndihmuar shqiptarët e shtypur e të pushtuar nga vetë serbët, mjafton të hedhësh sytë nga bashkëkohësi serb i "car" Llazarit, pushtuesi i Janinës, Toma Preljuboviçi. Nofka e tij të cilën ai e mbante me krenari, aq larg nga atdheu i tij ishte "alvanitoktoni", që do të thotë, vrasësi, masakruesi apo shfarosësi i shqiptarëve. Preljuboviçi që krenohej me epitetin "shfarosësi i shqiptarëve", nuk ndryshonte aspak nga bashkëkohësi i tij "car" Llazari.

**Beteja e Dytë e Kosovës**

Beteja e Dytë e Kosovës u zhvillua në Fushë Kosovë në datat 17 tetor–20 tetor 1448 në mes të një ushtrie të Mbretërisë së Hungarisë të udhëhequr nga Janosh Hunyadi, kundër një koalicioni osman të udhëhequr nga Sulltan Murati II. Rezultati i betejës ishte fitore vendimtare e osmanëve. Synimi i Huniadit ishte të rifitoheshin territoret hungareze të humbura pas betejës së Varnës më 1444. Mirëpo, në këtë betejë, komandanti hungarez nuk gjeti mbështetjen e popullsive ortodokse të jugut të Danubit, të cilat ekspansionin e hungarezëve katolikë e shihnin si kërcënim për lirinë e tyre fetare. Një vit më herët në 1447, provinca e Vllahisë që ishte nën sundimin hungarez, u ngrit në revoltë kundër këtij sundimi, pikërisht për shkak të persekutimit të rumunëve ortodoksë nga hungarezët. Mbasi e shtypën kryengritjen rumune, hungarezët shpresonin të arrinin një fitore të shpejtë mbi osmanët, të cilët shiheshin me simpati nga popullsitë ortodokse të mbretërisë hungareze. Beteja e dytë e Kosovës u zhvillua në të njëjtën zonë të Fushë-Kosovës sikurse e para dhe pati pasoja po aq të rënda për forcat jashtëballkanike. Shumë komandantë hungarezë humbën jetën në këtë betejë, ndërkohë që Huniadi ia doli të arratiset, megjithëse më vonë u arrestua nga serbët dhe u la i lirë vetëm pas



pagesës së një shume të madhe dhe pasi riktheu një pjesë të territoreve të marra më parë.

**Beteja e Tretë e Kosovës (25-28 tetor 1689)**

Kulmi i betejës së tretë të Kosovës është djegja e qytetit të Shkupit dhe masakra e banorëve të saj nga forcat austriake të udhëhequra nga gjenerali Italian Enea Silvio Piccolomini, me prejardhje nga një familje italiane që kishte nxjerrë dy papë. Djegia e qytetit nga forcat ushtarake austriake që filloi më 26 tetor 1689, vazhdoi për disa ditë, duke bërë shkrumb e hi pjesën më të madhe atij qytetit të lulëzuar dhe duke shkatërruar ndërtesat më të bukura dhe më madhështore të tij. Vetëm disa ndërtesa të ndërtuara me gurë, si kështjella dhe një pjesë e kishave dhe xhamive i mbijetuan shkatërrimit. Është interesant të theksohet se lagjja hebreje u shkrumbua plotësisht, me sinagoga, banesa e shkolla. Përveç se një djegie masive kjo rezultoi në një masakër të vërtetë për popullsinë civile. Tetëdhjetë për qind e popullsisë civile pa tmerrin e djegies për së gjalli. Nga 60 mijë banorë që kishte, 50 mijë, burra, gra, pleq e fëmijë u dogjën për së gjalli dhe qyteti e humbi rëndësinë dhe lulëzimin që kishte pasur. Popullsia civile u zu në befasi për shkak të avancimit të shpejtë të forcave austriake, të cilat marshuan pothuajse pandalur nëpër Kosovë, duke mbërritur në 25 tetor në Shkup, menjëherë sapo kishin marrë kështjellën e Kaçanikut. Popullsia paqësore e qytetit nuk bëri asnjë rezistencë dhe madje edhe garnizoni osman ishte tërhequr më herët. Megjithatë kjo nuk e ndaloi komandantin italian të forcave austro-serbe, të kryejë një nga masakrat më të rënda në historinë e Evropës, të padëgjuar që nga koha e fushatës mongole të vitit 1242-1243. Në këtë masakër ai natyrisht kishte mbështetjen e trupave serbe që ishin bashkuar me forcat austriake në Kosovë. Kjo masakër dhe tragjedi e padëgjuar rëndohet edhe më shumë nga autorë ekstremistë deri në atë pikë, sa që e konsiderojnë këtë si një masakër të motivuar nga dëshira për ta mbrojtur popullsinë nga një epidemi që gjoja kishte rënë në qytet.

Shkupi ishte zhvilluar vrullshëm deri në atë kohë si një nyje e rëndësishme lidhëse e rrugëve tregtare mes Ballkanit dhe Europës Qendrore. Që në vitin 1469 kishte një bezisten, apo treg të mbuluar me dyqane të shumta dhe një karavansaraj për akomodimin e tregtarëve nga vende të ndryshme si arabë, hebrenj, grekë, raguzanë, venedikas, përveç atyre shqiptarë e bullgarë. Deri në këtë kohë ishte një qendër e rëndësishme, ku banorët me besime fetare dhe etni të ndryshme si shqiptarë, bullgarë, hebrenj, raguzianë jetonin paqësisht e në harmoni. Mjaftuan tre ditë për ta zhdukur nga faqja e dheut lagjen e lulëzuar hebreje të Shkupit që u shkrumbua dhe u bë hi nga ekstremizmi fetar. Në mesin e shek. XIX francezi Ami Boue raportonte se Shkupi nuk kishte mbërritur të ketë as sa gjysma e banorëve të vitit 1689. Vetëm në shek. XX, popullsia e Shkupit arriti sërish në nivelin që kishte përpara masakrës. Pra, u deshën tre shekuj që popullsia e Shkupit të arrijë numrin që kishte në prag të shkatërrimit.

**Beteja e Katërt e Kosovës (1912-1913)**

Në 1912-1913 sërish Kosova u shndërrua në pikësynimin kryesor të shovinizmit serb. Përpara se të mblidhej Konferenca e Ambasadorëve e Londrës dhe përpara se kjo konferencë të zyrtarizonte në tavolinë copëtimin e trojeve shqiptare dhe aneksimin e krejt Kosovës në kuadër të shtetit serb, tashmë Serbia e kishte pushtuar krejt Kosovën dhe pjesën më të madhe të Shqipërisë. Masakrat kishin muaj që vazhdonin pa ndërprerje dhe nuk duhet harruar kurrsesi se copëtimi politik i trojeve shqiptare në Konferencën e Londrës, erdhi mbas pushtimit serb dhe masakrave të kryera prej tyre. Në këtë betejë për Kosovën, u vranë dhjetëramijëra shqiptarë, dhe mijëra të tjerë u detyruan të konvertohen me dhunë në ortodoksë.

**Beteja e Pestë e Kosovës (1998-1999)**

Ngjarja më e rëndësishme në botë që e mbylli siparin e shek. XX-të ishte beteja e radhës për Kosovën. Mbi një milion shqiptarë u shpërngulën për t'i shpëtuar masakrimit nga forcat serbe, ndërkohë mijra të tjerë ishin vrarë e masakruar masivisht, qindra fshatra e mijëra shtëpi u dogjën, dhjetëra qytete u bombarduan. Kjo betejë e fundit e Kosovës, në fakt shembullon me një përmbledhje të të gjitha betejave të mëparshme, asaj të vitit 1389, asaj të vitit 1448, asaj të vitit 1689 dhe asaj të viteve 1912-1913.

Historia e dhimbshme e fqinjësisë sonë 1500 vjeçare nuk është asgjë më shumë se sa një akt i vetëm genocidal i shtrirë përgjatë gjithë këtyre shekujve, me intensitet më të ultë apo më të lartë në varësi të rrethanave, por asnjëherë jashtë kësaj përpjekjeje gjenocidale. Politikanët shqiptarë gabojnë rëndë që nuk e konsiderojnë gjenocid dhunën e hapur të serbëve në Kosovë në vitet 1998-1999. Ashtu edhe historianët shqiptarë gabojnë rëndë që nuk i shohin carët mesjetarë serbë si projektues e përçues të politikës gjenocidale ndaj shqiptarëve. Asgjë nuk ka ndryshuar në politikën serbe jo vetëm që nga koha e Millosheviçit, por madje as që nga koha e car Dushanit dhe e "car" Llazarit. Beteja e parë e Kosovës e vitit 1389 nuk është e ndryshme nga betejat e tjera për Kosovën mes serbëve e shqiptarëve dhe as nga beteja e fundit e vitit 1999.

Fetije Gashi- Gërbeshi

# Kontributi i Hafiz Ibrahim Dalliut për gjuhën shqipe

### Hyrje

Hoxhallarët tanë ishin gjithnjë aktivë në periudhat historike jo vetëm në angazhimin për liri, por edhe fushën e zhvillimit të gjuhës shqipe. Kontributi i parisë islame në rrjedhat e ngjarjeve politike gjatë viteve 1878-1912 ka qenë anashkaluar dhe ata po vazhdojnë të trajtohen në mënyrë të pa drejtë në historiografinë shqiptare.[1] Ndër ta është edhe Ibrahim Dalliu, kontributi i të cilit ishte në shumë sfera sidomos për gjuhën dhe publicistikën shqipe të kohës. Shkrimet e tij nuk ishin vetëm fetare, por edhe letrare e publicistike .

### Hoxha mësues i dalluar

I rritur në familje hoxhallarësh e patriotësh ai qysh i ri 18 vjeç përvetësoi alfabetin shqip dhe më 1901 shërbeu si mësues i Shkollës Shqipe në Tiranë.[2]

Vetë fjala hoxhë në një aspekt ka kuptimin e mësuesit dhe këtë rol Hafizi e zotëroi me përkushtim të madh, por edhe suksesi nuk i mungoi. Ai ishte i shquar si mësues e pedagog i rrallë dhe reflektimet e edukatës së tij u shpërndanë ndër nxënësit e tij. Gjurmët e tij si edukator shpërndaheshin nëpër gjenerata.

Një veçanti e këtij Hafizi është jo vetëm si mësues i shkollës së parë shqipe në Tiranë, por edhe ndihmoi hapjen e shkollës për vajza po ashtu në Tiranë në vitin 1908, nga dolën edhe mësueset e para në këtë qytet.[3]

Ai ishte delegat i Tiranës në Kongresin e Elbasanit më 1909, ku u vendos hapja e Shkollës Normale (e para shkollë e mesme pedagogjike në gjuhën shqipe në Shqipëri) dhe Hafiz Ibrahim Dalliu u emërua mësues i kësaj shkolle të re. Edhe gjuhëtari Aleksandër Xhuvani përmend kontributin e palodhshëm të hoxhës, ndër te tjera thekson: "Normalja ka ne themelin e saj djersën dhe kontributin e Hafiz Ibrahim Dalliut . Kontributi i tij si veteran i arsimit ka lënë gjurmë në historinë dhe letërsinë shqipe. Pas Luftës II Botërore u emërua mësues në Medresenë e Përgjithshme të Tiranës për lëndët e Besimit Islam. Por aktivitetin e tij për shkrime letrare e islame shqipe nuk e ndërpreu asnjëherë".

### Shkrimtarë e publicisti rrallë

Kontributin e Hafiz Ibrahim Dalliut në dobi të të gjithë botës islame shqiptare e kanë pasur parasysh shqiptarët e të gjitha trojeve etnike të Kosovës, Maqedonisë, të Malit të Zi e më gjerë. Sipas teologut të shquar shqiptar nga diaspora Imam Vehbi Ismailit, i



shpërngulur në SHBA, Hafiz Ibrahim Dalliu ka shkruar apo përkthyer afro 10 mijë faqe me përmbajtje fetare, që do të thotë me tepër se çdo shqiptar tjetër mysliman.[4]

Hafiz Dalliu me shkrimet e tij u përpoq që të hapte shtigje drite në mendjet e në ndërgjegjen e bashkatdhetarëve, në atë periudhë tranzicioni dhe tepër kritike të historisë së kombit shqiptar të mbetur pa përkrahje e pa mbrojtje, mes armiqsh të shumtë e të pangopur. Drejtoi gazetën ”Dajti”, dhe gjatë viteve 1918 -1924 shkroi shumë vepra letrare e satirike duke u bërë njëri ndër poetët e parë satirikë. Ai ka shkruar edhe elegjinë për Avni Rrustemin në vitin 1930. Shkroi Librat Grenxat e Kuqe (1918), Dokrrat e Hinit (1920) por veprimtaria e tij më e vëllimshme dhe më e çmueshme është ajo në fushën e islamistikës. [5]

Sa i përket literaturës dhe dorëshkrimeve të Ibrahim Dalliut, në kohën e komunizmit sidomos pas vdekjes së tij, familja e tij më e gjerë kanë qenë të detyruar që të gjitha materialet e tij t'ia dorëzonin qeverisë, respektivisht arkivit shtetëror. Adnani, nipi i tij ka deklaruar se dy karroca dore përplot libra e dorëshkrime janë dërguar në arkivin shtetëror. Ashtu që i tërë thesari i tij i shkruar nuk është në dispozicion, përpos ekzemplarëve të botuar gjatë jetës së tij. [6]

Gjatë viteve 1930 numërohen gjithsejtë 15 vepra. Ndër të gjitha këto shquhet "Tefsiri shqip i Kuranit" në dy vëllime, përkthyer nga arabishtja. [7]

**Disa nga Veprat fetare**

1. *Texhvidi (Rregullat e leximit të Kuranit), botuar, 1921.*
2. *Ilmihali (Mësime të Fesë Islame).*
3. *Dhanti e Ramazanit, botimi i parë 1921.*
4. *Ajka e kuptimeve të Kurani Qerimit (U botuan vetëm shtatë xhuze, pjesa tjetër mbeti pa u botuar) 1929.*
5. *E lemja dhe jeta e të madhit Muhamed a.s. 6143 vargje, 1934.*
6. *Ç'është Islamizmi, 1935.*
7. *Udha Muhamedane (Tarikati muhamedije) e Muhamed Bergjiviut, përkthyer nga Dalliu dhe botuar më 1936. Ribotuar më 2000 nga AIITC.*
8. *Besimet e myslimanëve, në vargje. Botimi IV, 1937.*
9. *Libri i së falmës, botuar më 1937.*

(1) Nuridin Ahmeti, Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare shqiptare në vilajetin e Kosovës (1878-1912) Prishtinë 2011,f. 19. (2) Dr. Ramiz Zekaj, Zhvillimi i kulturës islame të shqiptarët gjatë shekullit XX,Tiranë 1997. f. 310. (3) Dr. Ismail Bardhi, Hafiz Ibrahim Dalliu dhe ekzegjeza e tij Kuranore, Logos A Shkup 1419/1998, f. 88. (4) Ibid, f. 91. (5) Dr. Feti Mehdiu, Hafizët tanë gjatë historisë, Leksikon 9 shek XVIII-2010, Prishtinë 2010, f. 85. (6) Dr. Ismail Bardhi,Hafiz Ibrahim Dalliu dhe ekzegjeza e tij Kuranore,Logos A Shkup 1419/1998, f. 87. (7) K. M. Sh. , Enciklopedi 100 Personalitete Shqiptare të Kulturës Islame shekulli XIX-XX, Tiranë, 2012, f. 80.

Mr. Orhan Bislimaj

# Xhamia e Kalasë dhe Iniciativa Qytetare e Prizrenit

Brenda gjashtë vjetve, pra 2010 - 2016, Bashkësia Islame e Kosovës tri herë pati bërë kërkesë me shkrimnë Ministrinëpër Kulturë, Rini dhe Sport (MKRS) për rekonstruimin e xhamisë së Kalasë së Prizenit, por ende nuk ka marrëasnjëpërgjigje. [1] Me të vërtetë, rrethanë e keqe dhe zhgënjyese! Hoxhallarët e Prizrenit, që ishin në dijeni për të gjitha zhvillimet, u revoltuan maksimalisht për këtë trajtim jomeritor. Tek e fundit, Bashkësia Islame e Kosovës tok me hoxhallarët, meritojnë më shumë konsideratë, jo vetëm për shkak të aspektit fetar, çkado të mjaftonte për të obliguar respektin, por, edhe për hir të kontributit që kanë dhënë për lirinë, pavarësinë dhe shtetndërtimin e Kosovës. Rrallëkush do të besontese se do të vijë një moment kur luftëtarët e vendit të vet, siç janë hoxhallarët, nuk do t'i kenë dyert e hapura në institucionet e shtetit, për të cilin bën aq shumë sakrificë.

Në anën tjetër, Ministria e Kulturës, duke injoruar kërkesën e Bashkësisë Islame, veçse po fitonte në kohë, pasiqë, projekti i nisur për restaurimin, rekonstruimin dhe konzervimin e objekteve në hapësirën e Kalasë, që sponzorizohet nga donacioni i Ambasadës Amerikane dhe Minsitrisë së Kulturës, do të përfundonte gjatë vitit 2017. Gjendja, ndërlikohej çdo ditë e më shumë, sepse, pas përfundimit të këtyre punimeve, nisja e punimeve të tjera të mundshme, do të jetë më e vështirë, ngase vetë Kalaja është terren i papërshtatshëm dhe mjaft problematik për zhvillim të punimeve.

Përballë kësaj situate faktike, shqetësimi për gjendjen e mjerë të xhamisë rritej dhe, detyrimisht kjo problematikë u bë pjesë e pandashme e momenteve ditore

nëpër ambiente të ndryshme në Prizren dhe rrethinë. Personalisht, kam qenë mjaft i zëshëm në këtë drejtim. Njerëzit, që sa do pak ishin në ngjarje me zhvillimin e punimeve në Kala, vazhdimisht na pyesnin se çfarë është duke ndodhur me xhaminë e Kalasë!? Përse Bashkësia Islame nuk po shfrytëzon forma të tjera, deri në organizimin e protestave, gjersa MKRS nuk është duke u kthyer përgjigje kërkesave të shtruara. Këtij tensionimi në rritje i kontribuonte edhe vetë gjendja e mjerë e xhamisë, e cila, fare nuk u trajtua në kuadër të punimeve që zhvilloheshin në të gjitha anët e Kalasë. E nervozizmin, do ta shtonte edhe më shumë përurimi i Kishës në Llapushnik të Drenicës, që ndodhi në tetor 2016, si një objekt me shumë dyshime dhe i vlerësuar sigjeopolitik. Pastaj, të gjitha skutat e kalasë, iu nënshtruan restaurimit, konzervimit apo rekonstruimit dhe se shumë objekte që kishin mbijetoja të vogla historike apo fare nuk kishin, u rindërtuan, gjersa edhe ahuret e kuajve! Fatkeqësisht, mbeti e shkretë vetëm xhamia dhe hapësira e ngushtë përreth saj. Kjo gjendje injoruese, dashje e pa dashje, i sprovoi ndjenjat e besimtarëve të cilët, në një farë aspekti, ndienin fajësi për mbetjen e xhamisë në këtë gjendje. Të gjitha rrugët çonin drejt një mobilizimi gjithëqytetar.

Në këtë kontekst, Ministria e Kulturës me qëndrimin e saj injorues ndaj xhamisë dhe kërkesave të Bashkësisë Islame, në fakt, ishte shndërruar në sponsor të një kryengritjeje qytetare dhe kjo për disa arsye:

1) Injorimi i kërkesës së Bashkësisë Isame, lexohej si një nënçmim i dyfishtë: për Bashkësinë Islame si institucion kredibil i komunitetit, dhe për xhaminë si institucion emblematik i fesë Islame;

2) Injorimi i xhamisë ishte krejtësisht politik dhe aspak ligjor, gjersa shumë objekte në kala, veçse u rekonstruktuan, dhe në fakt ishte thyer tabuja e paprekshmërisë në zonat arkeologjike, siç është Kalaja,e që shumë kundërshtarë të xhamisë fshiheshin pas këtij principi;

3) Punimet e nisura në vitin 2009, respektivisht 2011, tashmë shkonin drejt përmbylljes dhe xhamia rrezikohej të mbetej gërmadhë, përfundimisht.

Për shkak të këtyre arsyeve, niveli i durimit të Bashkësisë Islame dhe të qytetarëve kishte rënë në pikën zero.

### Vendimi i imamëve të Prizrenit

Tani, kishte ardhur koha që, për fatin e xhamisë, të interesohen ata të cilëve u takon të interesohen, ashtu siç ka thënë i Madhi Allah në Kuran: "Me të vërtetë, xhamitë e Allahut i mirëmbajnë vetëm ata të cilët besojnë Allahun dhe botën tjetër, që falin namazin, japin zeqatin dhe që nuk i frikohen askujt, përveç Allahut. Këta janë ata, që janë në rrugën e drejtë." (Et-Tevbe, 18).

Natyrisht, Këshilli i BI-së në Prizren, gjatë takimeve dhe mbledhjeve të rregullta, i kishte njohur imamët e Prizrenit me të gjitha detajet dhe kërkesat e Bashkësisë Islame, po edhe për mospërgjigjen e Ministrisë. Një diskutim tjetër i radhës, u mbajt me të gjithë imamët e Prizrenit, në mbledhjen e datës 05 maj 2016. Pas një debati të gjatë, imamët morën vendim që t'i drejtohen Ministrisë me kërkesën e radhës, e nëse përsëri nuk përgjigjet, atëherë, si domosdoshmëri, duhet të dilet edhe në format e tjera të kërkesës, më këmbëngulëse, duke shfrytëzuar edhe ndihmën e xhematit. Dhe, kështu ndodhi. Bashkësia Islame, pasiqë nuk mori përgjigje edhe për kërkesën e fundit, nr. 311/16, 12. 05. 2016, çështjen e xhamisë së Kalasë, e ngriti si një shqetësim publik, në mënyrë që qytetarët ta marrin në dorë fatin e saj, ngase trashëgimia kulturore u takon atyre.

Senzibilizimi i opinionit filloi me elaborimin e çështjes së xhamisë, në emisionin e mëngjesit në TV-Prizren dhe të mbrëmjes në RTV-BESA,[2] më datë 21. 10. 2016, ku u dhanë të gjitha sqarimet në lidhje me kërkesën e Bashkësisë Islame, në njërën anë dhe injorimin e saj nga ana e Ministrisë së Kulturës, në anën tjetër. Pjesë e këtij injorimi ishte edhe Kuvendi Komunal i Prizrenit, i cili mban përgjegjësi juridike për pjesën e Kalasë, si territor në zonën e përgjegjësisë. Për më keq, Komuna asnjëherë nuk e kishte thënë asnjë fjalë të vetme për këtë padrejtësi ndaj xhamisë, edhe pse ishte njoftuar për të gjitha kërkesat e Bashkësisë Islame.

Qytetarët e Prizrenit u zgjuan dhe me plot gojën e duan xhaminë e Kalasë. Nëse deri më tani dikush kishte akuza në adresë të Bashkësisë Islame për neglizhencë, tashmë, të gjithë e morën vesh se fati i xhamisë është bllokuar nga Ministria e Kulturës dhe Komuna e Prizrenit. Mund të themi se çështja e xhamisë së Kalasë, ishte preukopim për të gjithë, në të gjitha nivelet, medie, internet, ndeja dhe kudo. Besa, dikush që nuk kishte ditur asnjëherë për xhaminë, kësaj radhe pati rastin të mësonte.

Sipas radhës, duke qenë të vetëdijshëm për peshën e çështjes, Këshilli i BI-së, organizoi një mbledhje urgjente me të gjithë imamët e KBI-së, e cila u mbajt më datë 27. 10. 2016 (e enjte), në amfitetatrin e Institutit të Hifzit pranë xhamisë"Emin Pasha" në Prizren dhe në rendin e ditës ishte një pikë: "Çështja e rindërtimit të xhamisë së Kalasë". Pas mbledhjes, e cila zgjati disa orë, Këshilli i Bashkësisë Islame lëshoi një komunikatë për publik, në të cilën, pos tjerash thuhej:

"Të gjithë imamët, në mënyrë unanime deklaruan këmbëngulësinë për ringritjen e xhamisë së Kalasë, duke

thënë se në këtë çështje nuk ka alternativë tjetër. Ata u zotuan se kjo punë do të kryhet me izën e Zotit, pasiqë xhamia ka qenë në Kala dhe është vullnet i xhematit të Prizrenit, të cilët 99% i përkasin besimit islam. Ata, e fajësuan Ministrinë e Kulturës dhe Kuvendin Komunal të Prizrenit, të cilët e kanë lënë objektin e xhamisë së Kalasë në gjendje të mjerueshme, dhe se me refuzimin e tyre po dëshirojnë që edhe më tutje ta lënë xhaminë gërmadhë të mbeturinave. Mirëpo, sipas tyre, kjo është e papranueshme, dhe xhemati i Prizrenit, nuk do të pranojnë me asnjë çmim që xhamia të mbetet gërmadhë. Po ashtu, imamët thanë se gjendje e mjerueshme e xhamisë ka ngritur debate të tensionuara në terren, si dhe ka shkaktuar një revoltim te besimtarët islamë."[3]

**Mbështetja e Myftiut të Kosovës**

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava dhe Kryesia e BIRK-ut, i kanë dhënë përkrahje interesimit të Këshillit të BI-së në Prizren, për çështjen e xhamisë së Kalasë. Edhe pse kjo tematikë ishte biseduar në të kaluarën, megjithatë, në një takim me Myftiun dhe zyrtarët e lartë të BIRK-ut, mbajtur më 21. 10. 2016, në selinë e Kryesisë së BIRK-ut në Prishtinë, patëm rastin që ta informonim Myftiun më në detaje për çështjen e xhamisë së Kalasë, që nga fillimi. E informuam se janë rindërtuar shumë objekte në Kala dhe ka mbetur, thuajse,vetëm xhamia. Po ashtu, e informuam për shqetësimin e besimtarëve islamë të Komunës së Prizrenit, etj. Myftiu, Naim ef. Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij, u dhanë mbështetje përpjekjeve publike të Këshillit të BI-së në Prizren në lidhje me rindërtimin e xhamisë, kështu, duke fajësuar për neglizhencë organet e Ministrisë së Kulturës, e cila, për më se 6 vjet nuk po jepte përgjigje për tri kërkesat e Bashkësisë Islame. [4]

**Iniciativa Qytetare e Prizrenit (IQP)**

Krahas paraqitjes publike të Këshillit të Bashkësisë Islame, në zyret e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, filluan të vijnë shumë qytetarë, të cilët interesoheshin për fatin e xhamisë. Të revoltuar nga injorimi i Minsitrisë, ata ofronin ndihmë të parezervë, nga çdo aspekt. Bile, disa filluan të sjellin edhe të holla, duke menduar se sigurimi i mjeteve është vetë problemi. Kështu, në bazë të konsultimeve të gjera, u pa e arsyeshme që përpjekjet e qytetarëve të organizohen në një trup, i cili, do të jetë zë i qytetarëve, përkitazi me rindërtimin e xhamisë.

Dhe, në tubimin e mbajtur më datë 02. 11. 2016, në zyret e Këshillit të BI-së në Prizren, u themelua "Iniciativa Qytetare e Prizrenit", bordi i së cilës përbëhej



prej 15 anëtarëve, që vinin nga shtresat e ndryshme të shoqërisë: shoqëria civile, Bashkësia Islame, Parlamenti i Studentëve të Universitetit Publik të Prizrenit, medie, organizata joqeveritare, intelektualë, bota e biznesit, organizatat e dala nga lufta e UÇK-së, etj. Të gjithë anëtarët, janë njerëz të suksesshëm me kredenciale të larta qytetare, intelektuale, familjare, atdhetare dhe me profesione të ndryshme. Koordinator i bordit, u zgjodh z. Ilir Gashi, aktivist i shquar nga shoqëria civile, ndërsa selia e Iniciativës, përkohësisht u vendos në një zyrë në objektin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit.

Iniciativa Qytetare, menjëherë ka përgatitur strategjinë për senzibilizimin e opinionit në lidhje me rindërtimin e xhamisë së Kalasë, natyrisht, në konsultim të ngushtë edhe me Këshillin e BI-së në Prizren. Bashkë me kërkesën për xhaminë, Iniciativa mori vendim që të inicojë edhe rindërtimin e Sahat Kullës, si një prej objekteve mjaft simbolike për Kalanë dhe Prizrenin.

Po ashtu, Iniciativa, në kuadër të diskutimit të gjerë, kishte shumë vërejtje për punët që janë duke u zhvilluar në hapësirën e Kalasë nga Ministria e Kulturës. Për më keq, kjo Ministri, fare nuk e kishte konsultuar komunitetin prizrenas për punimet e zhvilluara, e një gjë e tillë parashihet me konventat ndërkombëtare, sidomos me atë të FARO-së. Sepse, trashëgimia kulturore, pasqyron të kaluarën e komunitetit dhe në këtë rast qytetarët e komunës janë më meritorët për të vendosur rreth monumenteve të trashëgimisë. Ministria dhe organet kompetente do të duhej që, çdo projekt të propozuar, në formën përfundimtare t'ia nështronin dskutimit me




publikun. Sepse, nëpërmjet sugjerimit dhe disktutimeve, mund të arrihet modeli më i mirë i mundshëm.

Mbyllja e projekteve për Kalanë, siç ka vepruar Ministria e Kulturës, ka ngritur shumë pikëpyetje dhe dyshime. Mbi të gjitha ka krijuar mosbesim te qytetarët. Ekspertët që e kanë punuar planin, pavarësisht kush janë dhe sa janë, nuk mund të bëjnë përzgjedhjen më të mirë për trashëgiminë kulturo-historike, sepse, siç thamë më lart, ato pasqyrojnë historinë origjinale të qytetarëve. Shtrohet pyetja: çka ndodh nëse ekspertët e planit kanë ngarkesa subjektive për ndonjë kulturë të caktuar fetare apo etnike!? E që, besojmë se një gjë e tillë është duke ndodhur në raport me xhaminë. Nuk po respektohet fuqia e argumentit, por po respektohet apatia e njerëzve që vendosin për këto projekte të revitalizimit. Xhamia është viktimë e këtij diskursi fatkeq e destruktiv. Prandaj, qytetarëve duhet t'u jepet vendimmarja për objektet e tyre të trashëgimisë. Për shembull, të gjithë e dimë se ringritja e xhamisë së Kalasë do të jetë mjaft atraktive për vizitorëte që është njëri prej synimeve të revitalizimit. Njësoj e dimë se edhe funksionalizimi i topi dhe Sahat Kulla e kanë këtë rol. Mirëpo, këto sugjerime të qytetarëve të Prizrenit, që tashmë janë bërë edhe publike, njerëzve të Ministrisë u duken tërësisht anakronike, sepse janë të ngarkuar me mision për ta denigruar akëcilën kulturë. Në këtë nuk ka asnjë mëdyshje. Jo rastësisht, projekti i revitalizimit të Kalasë është mbajtur larg vendimmarrjes së qytetarëve!? Po, edhe jo rastësisht, qytetarët anembanë Prizrenit, po flasin se Prishtina e shkatërroi Kalanë, duke aluduar në organet kompetente të Ministrisë.

Kjo mënyrë e shkatërrimit të trashëgimisë kulturore duhet të ndalohet, sepse ka pasoja afatgjate dhe të pariparueshme për komunitetitn. Për shembull, shtrohet pyetja: kush i dha të drejtë Ministrisë së Kulturës që një pjesë të konsiderueshme të hapësirës së Kalasë ta shndërrojë në amfiteatër të hapur, duke vendosur materiale të vrazhda, që nuk konvergjojnë aspak me infrastrukturën dhe konstruksionin e kalasë!? Për kënd po bëhet!? Nëse është për qytetarët, atëherë ata duhet të vendosin! Tek e fundit, edhe kjo le të bëhej, por pasi të vendosnin qytetarët nëpërmjet diskutimit publik, sepse sigurisht do të jepnin edhe alternativa të tjera, mjaft interesante. E njëjta gjë duhet të veprohet me teleferikun, që është menduar si projekt. Prizreni ka njerëz të përgatitur që kanë shije dhe vizion për të bukurën dhe më të bukurën. Në këtë drejtim, kemi shumë për të thënë...!

Prandaj, përjashtimi i qytetarëve nga vendimmarrja për vlerat e tyre të trashëgimisë kulturore, ishte edhe një arsye më shumë që Iniciativa Qytetare e Prizrenit të ndërmarrë fushatën për vetëdijësimin e qytetarëve për pasojat e shkatërrimit të trashëgimisë kulturore-historike në hapësirën e Kalasë. Por, jo vetëm kaq, ajo do të jetë një zë mjaft i dobishëm edhe për adresimin e shumë problemeve të tjera në nivel të Komunës së Prizrenit. Sot e më ditë, qytetarët e Prizrenit i vajtojnë kubzat e gurit, të cilat, qeveria komunale, para disa vjetëve i kishte hequr përgjatë rrugës kryesore "Adem Jashari" në Prizren dhe, në vend të tyre, kishte shtruar asfalt. Me këtë shkatërrim, Prizreni e humbi historinë dhe e reduktoi qendrën e vet. Nëse ky veprim ka qenë i mirë, atëherë, përse kubëzat e njëjta nuk po i heqim edhe nga shadërvani i Prizrenit dhe ta shtrojmë asfalt!? Prizreni është simpatik me monumentet e tij kulturore dhe jo me ato moderne. Më vjen keq që askush nuk ka dhënë përgjegjësi për këtë largim të kubëzave emblematike dhe shkatërrim të qendrës historike të Prizrenit. Përfundimisht, qytetarët e Prizrenit, njëherë e përgjithmonë duhet ta ruajnë kulturën e tyre nga ata që kanë marrë"mision" për ta shkatërruar atë!

(1) Ky punim është vazhdimi i pestë i punimit: "Prizreni, unanimisht e do rindërtimin e xhamisë në Kala", i botuar në këtë revistë, në numrat e kaluar. (2) Në emisionin "Aktualitet" në RTV BESA, të drejtuar nga Burim Shpejti, kanë qenë të ftuar Vjollca Aliu-drejtoreshë e Departamentit të Kulturës në MKRS dhe Shafi Gashi mbikqyrës i punimeve në kala, por asnjëri prej tyre nuk ka pranuar të marrë pjesë në emision. Emisioni është zhvilluar me mysafirët: Orhan Bislimaj (KBI-Prizren) dhe Faik Miftari – jurist dhe publicist. (3) Njoftimi i KBI-Prizren, në faqen zyrtare në facebook, datë 27. 10. 2016. (4) Pas një kohe, Myftiu Naim ef. Tërnava, e vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit dhe i ka dhënë mbështetje xhamisë së Kalasë, edhe nga vetë qyteti i Prizrenit, në fjalimin e tij para mediumeve publike.

Agron M. Rexhepi, PhD, MSci, MD

# Të ushqehemi shëndetshëm

"Ushqimi i përgatitur për dy persona është i mjaftueshëm për tre persona"

Të ushqyerit e shëndetshëm nuk do të thotë të bëjmë jetë robotike dhe të heqim dorë nga ushqimi me të cilin jemi mësuar dhe i cili na pëlqen. Disa ndryshime të vogla në menynë tonë ditore do të mund të kontribuojnë që të zvogëlohet sasia e disa përbërësve ushqimorë (makro dhe mikronutrientëve) që konsiderohen të dëmshëm për shëndetin tonë – kjo do të ndihmonte që ushqimin tonë të përditshëm ta transformojmë në ushqim "të shëndoshë".

### 1. Këshilla të përgjithshme

Të gatuarit e ushqimit me më pak yndyrë fillon që nga dyqani. Që të zvogëlohet konsumimi i yndyrave "të fshehura" mundohuni që kur të blini në dyqan të zgjidhni mish pa yndyrë, si dhe produktet që u është larguar yndyra (p.sh. qumësht pa yndyrë, kos pa yndyrë, djathë pa yndyrë). Blini bukën nga mielli integral, mielli i thekrës, misrit, elbit, apo i tërshërës). Kini kujdes, ushqimi i procesuar gjithashtu mund të përmbajë yndyrë të fshehur.

Duhet të dini që yndyrat janë të dobishme nëse konsumohen në formë të yndyrave natyrale të parafinuara dhe të pasaturuara – të pangopura (kanë origjinë bimore)[4, 5, 8, 10]. Ndërkaq yndyrat e saturuara – të ngopura që kanë origjinë shtazore duhet të konsumohen sa më pak që është e mundur (jo më shumë se 10%). Në fakt, nuk duhet të tentojmë që yndyrat të largohen nga menyja ditore, përkundrazi duhet pasur kujdes që prania e tyre në ushqimin tone ditor të jetë ndërmjet 20-30% të sasisë së përgjithshme të përbërësve ushqimorë (karbohidratet 50-55%, proteinat 20-25%). Nëse shtoni pak vaj në zarzavatet ose leguminozat, kjo do të ndihmojë të absorbohen vitaminat liposolubile dhe materiet antioksiduese. Poashtu përveç rendësive tjera në organizëm yndyrat janë të rëndësishme edhe për ndërtimin e enzimeve dhe hormoneve të ndryshme të rëndësishme për mbarëvajtjen e jetës normale [1, 6, 8, 10].

### 2. Sugjerimet gjenerale për gatuarje të shëndoshë

• Është e preferuar që ushqimin ta përgatitni duke shfrytëzuar shtypje të lartë me avull, zierje, pjekje, apo skarë, dhe shumë më rrallë në mikrovalë dhe në formë të fërgesave;
• Evitoni që ta fërgoni ushqimin dhe eliminoni recetat në të cilat shtohet gjalpë ose përdoret yndyrë me prejardhje shtazore;
• Evitoni përdorimin e vajit dhe gjalpit si lubrikantë – në vend të kësaj për gatuarje përdorni enë të teflonit që nuk ngjisin (në të cilat nuk ka nevojë për shtim të yndyrës);
• Mos hidhni kripë në ushqim gjatë zierjes;
• E hiqni lëkurën e pulës, që përmban shumë yndyrë(kolesterol). Megjithatë që ta ruani lagështinë e mishit, e bëni këtë në fund të gatuarjes;
• Hani më shumë zarzavate dhe pemë të freskëta;
• Hani mish peshku 2-4 herë në javë, (është burim i mirë i proteinave, lehtë i tretshëm, përmban pak yndyrë, dhe përmban acide yndyrore omega 3);
• Përdorni mish të shpezëve (është i lehtë në tretje) 3-4 herë në javë;
• Mishin e kuq mos e përdorni më shumë se një herë në javë (përmban shumë yndyrë, tretet ma me vështirësi dhe liron më shumë toksina) [2, 3, 7, 9];

### 3. Gatuarje me pak yndyrë

Këshillat që vijojnë mund të jenë të dobishme:
• Nëse është e domosdoshme të përdorni yndyrë, e aplikoni vajin me brushë ose me stërpikje, në këtë mënyrë do të përdorni sasi më të vogël.
• Në vend që të gatuani me vaj, gatuani në lëngje (p.sh. në sos, lëng limoni, lëng frutash, uthull ose ujë).
• Kur receta kërkon të përdoret krem si dendësues, shfrytëzoni jogurt, ose qumësht pa yndyrë.
• Kur përgatitni zarzavate, i vendosni në enë të nxehur e pastaj i stërpikni me vaj, më mirë sesa së pari

ta fusni vajin në enë. Kjo e zvogëlon sasinë e vajit të cilën zarzavaet (p.sh. kërpudhat) do ta absorbojnë gjatë gatuarjes.

• Alternativë është në fillim t'i zieni zarzavatet, e pastaj të piqen në skarë gjatë 1-2 minuta.

• Kur shërbeni mish dhe peshk përdorni salca dhe uthull në vend të tartar sosit dhe krem sosit. Nuk preferohet që gjatë një racioni ushqimor të kombinohet mishi me qumështin dhe produktet e tij (për shkak të reaksionit ndërmjet kalciumit dhe hekurit).[1, 6, 7]

#### 4. Si të ruhen materiet ushqyese (nutritive)?

Vitaminat hidrosolubile janë mikronutrientë delikatë dhe shpërbëhen lehtë gjatë përgatitjes dhe gatuarjes. Që më mirë të ruani prezencën e këtyre mikronutrientëve në ushqimin e përgatitur është e preferuar që t'u përmbaheni këshillave të mëposhtme:

• Në vend që t'i qëroni zarzavatet më mirë është që t'i preni me rende(shumica e mikronutrientëve gjenden menjëherë nën lëvore).

• Më mirë është që ushqimi të përgatitet nën avull sesa të zihet.

• Nëse vendosni që zarzavatet t'i zieni, mos harroni se uji në të cilin janë zier është i pasur me vitamina dhe minerale, andaj shfrytëzojeni të bëni sos ose supë.

• Përdorni më shumë receta në të cilat zarzavatet vetëm fërgohen pakëz (pak kohë). Në këtë mënyrë ushqimin do ta përgatitni për kohë të shkurtë, zarzavatet e ruajnë ngjyrën dhe ruhen mikronutrientët.

#### 5. Zvogëlojeni marrjen e kripës

Kripa shfrytëzohet tradicionalisht si përmirësues i shijes, por është vërtetuar se sasi e madhe e kripës në ushqim, kontribuon për numër të madh të sëmundjeve, duke e përfshirë edhe tensionin e lartë të gjakut. Sipas WHO sasia ditore e nevojshme për njeriun me madhësi dhe peshë mesatare është 2.5 gr/ditë, ndërsa për personat me problem shëndetësore kardiocaskulare dhe renale nuk duhet të kaloj sasinë 1.5 gr/ditë. Këshillat që vijojnë në lidhje me kriposjen e ushqimit mund të jenë të dobishme:

• Mos shtoni kripë automatikisht, së pari provojeni shijen;

• Në fund të gatuarjes e shtoni lëngun e ullinjve ose lëngun e limonit – ngjyra mund të rruhet në mënyrë të tillë;

• Zgjidhni zarzavate të freskëta ose të ngrira, pasi që ato në konserva zakonisht përmbajnë sasi të madhe të kripës;

• Shmangni konsumimin e mishit të procesuar me kripë, p.sh. sallam, suxhuk, etj;

• Hani bukën integrale me më pak kripë, apo cereale



për mëngjez, pa shtim të kripës;

• Nëse doni të shtoni kripë, i hidhni kripë ushqimit direkt në pjatën tuaj. Në këtë mënyrë do ta zvogëloni sasinë e përgjithshme të kripës;

• Për shumicën e kripës që e merrni me ushqimin, ju nuk jeni të vetëdijshëm se e merrni – por ajo ndikon në organizmin tuaj (p.sh. është rëndë të zbulohet teprica e kripës e shtuar në bukë);

• Përdorni kripë të jodizuar – ajo është më e mira. Burimi më i madh i jodit nga ushqimi është ushqimi bimor, megjithatë ekzistojnë dëshmi se trualli në vendin tonë përmban pak jod dhe kjo rezulton në sasi të ulët të jodit te bimët. Nëse rregullisht konsumoni peshk (të paktën 1-2 herë në javë) nevoja për kripë të joduar është më e vogël.

• Shmangni ushqimet e procesuara të konservuar me kripë.

• Redukoni përdorimin e sosit nga soja, tomato sos (keçap) dhe sose të procesuara pasi që përmbajnë shumë kripë.

• Shfrytëzoni bimë të ndryshme që ta përmirësoni shijen e ushqimit në recetën tuaj dhe ta zvogëloni nevojën për kripë.

### 6. Përdorimi i bimëve (erëzave) gjatë gatuarjes

Bimët e kuzhinës janë erëza që i shtohen ushqimit me qëllim që të fitohet një shije dhe ngjyrë e caktuar. Në shumë receta ato mund të zëvendësohen me sukses me kripë dhe vaj. Mbani mend:

• Bimët kanë shije delikate, prandaj ia shtoni ushqimit në minutat e fundit të gatuarjes.

•Bimët e thata kanë ndikim më të shprehur, në krahasim me ato të freskëta. Si rregull i përgjithshëm, 1 lugë kafeje bimë të thata është njëlloj sa 4 të freskëta.

•Përveçse në recetat për përgatitje të mishit, bimët mund të shtohen edhe në supa të ndryshme, kulaçe, në uthull, deserte dhe pije.

•Disa erëza në bazë të bimëve, siç është koriander, xhinxher, hudhër, çili ose limongras janë shtesë e shkëlqyer e recetave me zarzavate të fërguara.

### 7. Këshilla për sanduiç

Që të arrini sanduiçi të jetë më "i shëndoshë", përmbahuni sugjerimeve që vijojnë:

• Përdorni bukë integrale, pa kripë (nuk është medoemos që krejtësisht të jetë pa kripë, mjafton bukë me pak kripë);

• Nëse e preferoni shijen e bukës së bardhë, orientohuni te llojet me sasi më të madhe të fibrave(buka integrale);

• Mos shtoni gjalpë, sepse as nuk do të vëreni prezencën e tij në rast se sanduiçi juaj ka përbërje tjera të shijshme;

• Kufizojeni shtimin e masave të pasura me yndyra të ngopura/yndyra shtazore siç është ajka, (i zëvendësoni me puter nga kikirikat ose me ndonjë prodhim tjetër nga frutat me lëvozhgë ose djathë pa yndyrë);

• Zgjidhni produkte me yndyrë të zvogëluar sa herë që mundeni, siç është djathi pa yndyrë.

### 8. Këshilla tjera

• Kushtoni kujdes servimit të ushqimit. Sigurisht do të kënaqeni më shumë nëse ushqimi duket bukur;

• Ushqehuni më ngadalë duke e shijuar ushqimin, e jo vetëm sa për të kryer një obligim ditor. Mos të harrojmë se të ushqyerit është një ndër kënaqësitë e rralla që njeriun e përcjell që nga lindja e deri në vdekje. Andaj mos ja privoni vetes këtë kënaqësi;

• Të keni parasysh se dietat ekstreme, të rrepta dhe të gjata, nuk funksionojnë, përkundrazi çdo prishje e raportit ndërmjet makronutrientëve dhe mikronutrientëve mund të jetë i dëmshëm për shëndet;

• Hani të paktën tri racione ditore (pa tejngopje);

• Një kafshatë përtypeni 20 sekonda apo 32-35 herë (në këtë mënyrë shumë më shpejtë dhe me një sasi më të paktë të ushqimit do të fitoni ndjenjën e ngopjes).

• Kurrë mos hani ushqim derisa në tryezë të fitoni ndjenjën e ngopjes, për arsye se tek 20 minuta pasi që e ndërpreni ushqimin do të kuptoni se a keni ngrënë ushqim të mjaftueshëm apo jo.



Ekrem Simnica

# Gjatë Ramazanit, prani e shtuar e përfaqësuesve të Bashkësisë Islame të Kosovës në mërgatën shqiptare

Në bazë të Vendimit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, të marrë në mbledhjen e mbajtur më dt. 16. 05. 2017 rreth aktiviteteve para dhe gjatë Ramazanit 2017, me kërkesën e Drejtorisë për Mërgatë, është caktuar një delegacion, i cili do të vizitonte mërgatën shqiptare kosovare myslimane gjatë muajit të Ramazanit. Delegacioni i caktuar nga Kryesia për të qëndruar në mërgatë përbëhej nga përfaqësuesit më të lartë të BIK-ut, duke nisur nga Resul Rexhepi, sekretar i përgjithshëm i BIK-ut; Sabri Bajgora, kryeimam i BIK-ut; Ahmet Sadriu, drejtor për botime dhe medie; Kasim Gërguri, drejtor financiar; Jakup Çunaku, drejtor i medresesë "Alauddin"; Bahri Sejdiu, anëtar i Kryesisë së BIK-ut; Vedat Sahiti, këshilltar i Kryesisë; Islam Hasani, këshilltar i Kryesisë; Besim Mehmeti, zv/shef i kabinetit të Myftiut dhe Ekrem Simnica, drejtor për Mërgatë.

Delegacioni realizoi një sërë aktivitetesh të ndryshme në mërgatë, vizitoi qendrat islame shqiptare dhe të komuniteteve të tjera shqiptare në disa shtete, si në Zvicër, Gjermani, Austri, Norvegji, Suedi dhe Danimarkë.

Përfaqësuesit e BIK-ut, qëllim dhe objektiv gjatë këtyre vizitave, kishin takimin për së afërmi me mërgimtarët tanë; t'i falënderonin për bashkëpunimin e deritanishëm që kemi; mbajtjen e ligjëratave të ndryshme nëpër xhamitë shqiptare; pjesëmarrjen në tribuna të ndryshme; pjesëmarrjen në iftare të organizuara nga institucionet islame-shqiptare që veprojnë në mërgatë dhe bashkëbisedimin me besimtarët dhe me imamët tanë të nderuar për zhvillimet në vendlindje, që kanë të bëjnë me organizimin e aktiviteteve fetare e kombëtare në Kosovë, me theks të veçantë në Bashkësinë Islame të Kosovës.

Kështu, më 08. 06. 2017, përfaqësuesit e BIK-ut, Vedat Sahiti dhe Islam Hasani, realizuan disa aktivitete në qendrat islame shqiptare në Austri, në bashkëpunim të plotë me Komunitetin Shqiptar të Bashkësisë Islame në Austri, kryetar i të cilit është mr. Vahidin ef. Behluli.

Duke ndjekur programin e hartuar nga kryetari i ALGIK-ut (Komuniteti Shqiptar i Bashkësisë Islame në Austri), mr. Vahidin ef. Behluli, delegacioni realizoi vizitat në qendrat islame shqiptare: në xhaminë "El-Kalem", në xhaminë e zonës 16 në Vjenë, në xhaminë "Buhari" në Vjenë, në xhaminë "Vëllazërimi" në Krems, në xhaminë "Bashkimi" në Linz, në Qendrën Islame në "Attnang Puchheim", në xhaminë në qytetin "Sankt Polten", në xhaminë në qytetin "Gensedorf"…

Ndërsa përfaqësuesit Resul Rexhepi, sekretar i përgjithshëm dhe Kasim Gërguri, drejtor financiar, vizituan shtetet skandinave: Norvegjinë, Suedinë dhe Danimarkën. Më datën 09. 06. 2017, udhëtuan në relacionin Prishtinë-Shkup-Oslo, duke pasur bashkëpunim të



plotë me Komunitetin Shqiptar të Bashkësisë Islame në Norvegji, kryetar i të cilit është Bedri ef. Bashota, që është imam në Dramen, me kryesinë e xhamisë, së cilës i prin Abedin Osmani dhe me Sabri ef. Jonuzin, imam në Qendrën Islame Shqiptare në Oslo.

Duke ndjekur axhendën e hartuar nga imamët e nderuar, delegacioni i BIK-ut realizoi vizitat ne qendrat islame shqiptare: në Qendrën Islame në Dramen, në Qendrën Islame Shqiptare në Oslo, që ka imam të rregullt Sabri ef. Jonuzin si dhe në Qendrën tjetër Islame Shqiptare në Oslo, në të cilën shërbejnë imamë me kontratë pune vetëm për një muaj. Delegacioni vizitoi edhe Qendrën Islame Shqiptare në "Salzbuchk", në të cilën imam është Ardian ef. Haliti. Në kuadër të kësaj qendre, funksionojnë edhe dy qendra më të vogla në dy qytete të afërta. Pastaj, delegacioni vazhdoi vizitën në Suedi, ku vizitoi xhaminë e Mallmosë për të arritur në Kopenhagë të Danimarkës. Nikoqir i tyre ka qenë Rrahim ef. Kurtishi, drejtor i Zyrës së Rabitas në Danimarkë. Kryesia e kësaj zyre ka shtruar iftar për ndertë mysafirëve. Efendilerët e nderuar kanë mbajtur ligjëratë, kanë falur namazin e teravisë dhe kanë zhvilluar një bashkëbisedim shumë vëllazëror me xhematlitë e kësaj xhamie deri në namazin e sabahut. Të nesërmen, me dt. 13. 06. 2017, delegacioni nga Kopenhageni është kthyer në Mallmo për t'u kthyer pastaj në Prishtinë, duke ua shprehur falënderimin e tyre të sinqertë imamëve të nderuar të këtyre qendrave, kryesive të xhamive si dhe xhematlive të nderuar të qendrave islame shqiptare.

Një pjesë e delegacionit të lartpërmendur, Bahri ef. Sejdiu, anëtar i Kryesisë, Vedat ef. Sahiti, këshilltar, Besim ef. Mehmeti, zv/shef kabineti dhe Ekrem ef. Simnica, drejtor për Mërgatë, nga data 14 deri më 21/06/2017,vizituan qendrat dhe xhematet myslimane shqiptare në Gjermani. Gjithnjë në bazë të programit të paraparë nga kryetari i Unionit të Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani, i nderuari hoxhë Mensur ef. Halili, delegacioni ynë, i shpërndarë në Gjermani vizitoi qendrat islame shqiptare: xhaminë qendrore në Duseldorf dhe imamin e qendrës Mensur ef. Halimi, i cili është dhe kryetari i Unionit të Xhamive Shqiptare në Gjermani; xhaminë shqiptare në qytetin Leverkuzen, që imam ka Amir ef. Xheladinin; shoqatën kulturore gjermano-shqiptare "Fatime" në xhaminë e Bohumit, që ka imami Elmaz ef. Bajramin; Qendrën Islame Shqiptare në Mönchengladbach, ku imam i qendrës është Besnik ef. Kadriolli; xhaminë "Ezan Xhamia" në Remscheid…

Vizitat vazhduan edhe në xhaminë në qytetin Ofembah, ku është imam Sabri ef. Salihi; xhaminë e Frankfurtit, që e ka imam Ahmet Kajoshajn; xhaminë në Somborn; xhaminë e Shtutgartdit, ku imam është Rexhep ef. Sylejmani; xhaminë në Karlsruhen, ku imam është Muhamet ef. Havolli...

Në Gjermani, përfaqësuesit e BIK-ut vizituan edhe këto qendra e xhemate shqiptare islame: xhaminë dhe qendrën kulturore shqiptare "Ballkan" në Munih, ku imam i rregullt është Jakup ef. Muamedi, ndërsa për Ramazan kishin ftuar hafizin e njohur Zulqifli ef. Asani; xhaminë shqiptare "Bashkimi" në Nurnberg, ku imam është Sevgani ef. Asani; xhaminë shqiptare në qytetin e Ausburgut; xhaminë shqiptare në qytetin Ingulstad, ku imam është Xhelal ef. Kaloshi; xhaminë "IKRA" në Berlin me imam Ridvan ef. Kamberin dhe xhaminë "Isa Beg", që imam ka Remzi ef. Xhaferin





Delegacioniu shpreh falënderimin e sinqertë kryetarit të Unionit të Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani, Mensur ef. Halilit, imamëve të nderuar të këtyre qendrave, kryesive të xhamive dhe xhematlive të nderuar të qendrave islame shqiptare në Gjermani.

Sabri ef. Bajgora, kryeimam, Ahmet ef. Sadriu, drejtor për medie dhe Jakup ef. Çunaku, drejtor i medresesë"Alauddin", nga data 08 deri më 12. 06. 2017, vizituan xhematet shqiptare në Zvicër. Vizitat u realizuan sipas programit të hartuar nga Bashkësia Islame Shqiptare në Zvicër, gjegjësisht nga kryetari i Bashkësisë Mustafë ef. Mehmeti dhe nga koordinatori për Kosovë i kësaj bashkësie, Fehim ef. Abazit. Sipas këtij programi, delegacioni nga Bashkësia Islame e Kosovës pati rastin të vizitojë dhe të takojë besimtarët myslimanë shqiptarë të trojeve tona etnike në këto qytete zvicerane: xhaminë shqiptare në Lucern, me imam Rexhep ef. Gurgurovcin; xhaminë në Soloturn, që ka imam Abdullah ef. Esatin; xhaminë "Ebu Hanife" në Grenchen; qendrën islame shqiptare "Mëshira" në Lucern; xhaminë "Drita" Pratteln; xhaminë "Paqja"; xhaminë e madhe në Vinterthour; qendrën kulturore islame "Xhamia Drita" në Emmenbrücke; qendrën kulturore islame "Xhamia Drita" në Emmenbrücke; xhaminë "Xhamia e Hörit" me imam Bilal Tahirin; qendrën "Qendra Shqiptare për Integrim, Kulturë dhe Religjion" në Lozanë , ku imam është Fehim ef. Abazi; qendrën "Qendra Kulturore Islame Shqiptare në Gruyère" ku imam është Emin ef. Mersimi; xhaminë "Dituria", ku imam është Rijad ef. Aliu; qendrën "Qendra Kulturore Islame" në Payerne, ku imam është Abdullah Thaçi; qendrën "Bashkësia Kulturore Islame Shqiptare Friburg", ku imam është Ramadan ef. Shabani; xhaminë "Shtëpia e Religjioneve", ku imam është Mustafë ef. Mehmeti, i cili është edhe kryetar i Bashkësisë Islame Shqiptare në Zvicër; xhaminë "Hëlle" afër Bernit si dhe xhaminë kosovare-boshnjake në Cyrih me imam Muamer ef. Elezin.

Drejtoria për Mërgatë, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, falënderon delegacionin (grupin) i cili vizitoi mërgatën shqiptare kosovare myslimane gjatë muajit të Ramazanit, njëherit falënderon kryetarët e bashkësive islame shqiptare, unionet në Zvicër, Gjermani, Austri, Norvegji, Suedi dhe Danimarkë. Drejtoria për Mërgatë u shpreh falënderimin e saj të sinqertë edhe imamëve të nderuar të këtyre qendrave, kryesive të xhamive si dhe xhematlive të nderuar të qendrave islame shqiptare që bashkëpunuan dhe ndihmuan që të vizitohej mërgata shqiptare. Drejtoria për Mërgatë gjithashtu falënderon dhe përshëndet të gjithë ata që kontribuan për përgatitjen e programeve për vizita, për pritjen dhe shoqërimin e delegacinit, duke e lutur të Madhin Zot që t'ua shpërblejë.

Vlen të përmendet se, në të gjitha këto vizita, u bashkëbisedua për zgjerimin e bashkëpunimit ndërmjet qendrave përkatëse dhe BIK – ut, në veçanti në fushat për të cilat kanë nevojë më së shumti qendrat dhe xhematet e tyre. Drejtori për Mërgatë, Ekrem ef. Siminica, u shpreh për gatishmërinë e BIK –ut që të përkrahë, të mbështetë e të plotësojë, brenda mundësive, kërkesat nga qendrat përkatëse të mërgatës.

Ragip Guraziu

# Si u ndërtua Xhamia e Mëhallës së Muhaxhirëve?

### Histori në shenjë të muajit Ramazan

‘’Nostalgjia për vendbanimet e veta në Toplicë nuk u shua kurrë. Shumë njerëz kanë vdekur me “sy çelë”dhe me shpresë se do të kthehen në vendlindjet e veta në Toplicë dhe në Sanxhakun e Nishit. Këta muhaxhirë kurrë nuk u pajtuan me pushtetin serbomadh që i ndoqi me dhunë nga trojet e veta. Ata luftuan me pushkë në dorë kundër ushtrisë fashiste serbe dhe kur u vendosën në Kosovë, protestuan me lahutë kundër atij okupimi.

### Emrat e njerëzve të kësaj lagjeje që nuk harrohen

Dy vjet pasi u vendosën në këtë lagje, meqë hasnin në probleme dhe pengoheshin me dhunë për ta falur namazin në xhamitë e qytetit nga disa njerëz të papërgjegjshëm; muhaxhirët e kësaj lagjeje të Prishtinës filluan ndërtimin e xhamisë me punë vullnetare. Flitet se babai i Shyqeri Beut, Bejtullah Begu, pronar i mullirit të madh me avull në Prishtinë, duke kaluar andejpari i kishte pyetur ndërtuesit:-Çfarë po ndërtoni në këtë vend. - Xhaminë,- i ishin përgjigjur ata. -A keni mjetet për ndërtimin e saj? -Ia kemi nisur me emër të Zotit dhe me emrin e Tij do t’ia dalim në krye!-Mos u mërzitni, materialin dhe shpenzimet e tjera jua siguroj unë. Ju vetëm kryejeni punën me nder... Ky zotëri e kishte mbajtur fjalën dhe xhamia është kryer dhe inauguruar në vitin 1880.

### Kush ishte imami i parë i kësaj xhamie?

Imami i parë i kësaj xhamie ishte Mulla Miftari, kurse myezini i parë ishte Ymer Zhinipotoku. Pas imamit të parë të kësaj xhamie vijnë imamët e tjerë: Mulla Aziz Galani, Hafiz Sejdi Statovci, Hafiz Shabani, Mulla Emin Llapashtica. Të theksojmë se si myezin i kësaj xhamie, përveç një rasti kur myezin ishte Hysen Pllana, përherë këtë detyrë për 37 vjet me radhë e kreu me nder Hafiz Rifat Zhinipotoku. Namazin e xhumasë së parë, në vitin 1880, e fali Hafiz Jusufi, imam i Xhamisë së Madhe në Prishtinë. Aktualisht, imam i Xhamisë së Muhaxhirëve, është Mulla Baki Imeri (Zhinipotoku), pasardhësi i familjes së myezinit nga familja Zhinipotoku, me myezin Haxhi Shemsi Mehmetin.



Kush e fali truallin për këtë xhami?

Truallin për ndërtimin e kësaj xhamie e fali zonjusha Kadërie, qytetare e Prishtinës. Në shenjë mirënjohjeje për këtë bamirësi Xhamia e Mëhallës së Muhaxhirëve emërtohet me emrin e saj “Xhamia e Kadëries”. Kjo femër bamirëse, imamit të parë të kësaj xhamie i kishte falur një hektar tokë, kurse myezinit të parë gjysmë hektari tokë. Po ashtu, kishte falur edhe shumë tokë, që ende edhe sot përmendet si toka e vakëfit. Në këtë tokë të vakëfit i ndërtuan shtëpitë hoxhallarët, si: Mulla Emin Llapashtica, Hafuz Hakia, Mulla Sherifi i Sllovisë dhe qytetarë të tjerë që morën lejen nga komuna e Prishtinës. Pas LNÇl nacionalizohet pjesa më e madhe e truallit të xhamisë dhe aty ndërtohet godina e Bashkësisë Lokale, ngritën disa objekte tregtare dhe ndërtohet stacioni i policisë. Në vitet e pesëdhjeta të “pasçlirimit”, objekti i Xhamisë së Muhaxhirëve në Prishtinë shndërrohet në depo për tepricat e mbledhura me dhunë nga populli. Për këtë xhami lidhet edhe një traditë që edhe sot përdoret. Kur vdes dikush jepet kumtimi që këtu e

quajnë temxhit dhe, me të dëgjuar, njerëzit e mëhallës organizohen menjëherë, vullnetarisht për ndihmë. Për këtë bamirësi e solidaritet përmendet familja "Breznica". Jeta shoqërore në lagje ishte patriarkale, në të gjitha format e saj. Në krye të familjes ishte, zakonisht, plaku i shtëpisë, urdhrave të të cilit i bindeshin të gjithë anëtarët e familjes, të mëdhenj e të vegjël, karakteristikë kjo e jetës në etninë shqiptare atëherë. Rregulli i jetës familjare ishte bazë për sjellje në familje dhe jashtë saj: Zoti i shtëpisë dhe i vjetri dëgjohej dhe nderohej. Çdo familje ruan lidhjet më të afërmit e kabiles së vet, deri në pesë breza ua dinë emrin të parëve. Nostalgjia për vendbanimet e veta në Toplicë nuk u shua kurrë. Shumë njerëz kanë vdekur me "sy çelë"dhe me shpresë se do të kthehen në vendlindjet e veta në Toplicë dhe në Sanxhakun e Nishit. Këta muhaxhirë kurrë nuk u pajtuan me pushtetin serbomadh që i ndoqi me dhunë nga trojet e veta. Ata luftuan me pushkë në dorë kundër ushtrisë fashiste serbe dhe kur u vendosën në Kosovë, protestuan me lahutë kundër atij okupimi.

### Emrat e njerëzve të kësaj lagjeje që nuk harrohen

1. Mulla Miftari, imami i parë i Xhamisë së Muhaxhirëve dhe myezini i parë i kësaj xhamie, Ymer Zhinipotoku; 2. Avdullah Bregovina; 3. Haxhi Osman Zhinipotoku - Sakalli Axha; 4. Salih Merovci, bamirës i madh; 5. Mehmet Mlina, përmendet për bujari, urtësi dhe trimëri. Në Lagje konsiderohej si urtak i lagjes; 6. Sahare Merovci (Dragidella). Kjo grua si mjeke popullore ka kuruar sytë, bajamet dhe grave u ka ndihmuar shumë në lindjen e fëmijëve; 7. Familja Pllana përmendet për rrobaqepësi; 8. Hysen Berberi; 9. Mahmut Zhinipotoku si usta nallexhi. Ky mjeshtër (usta), punonte disa sandale dypjesëshe, të lidhura me rripa, shumë të përshtatshme për ecje; 10. Hava Statovci, përmendet si mjeke popullore, e cila kuronte sytë me lëngun e shtrydhur nga thelbi i hudhrës; 11. Si rrobaqepëse e vyeshme, përmendet Halime Zhinipotoku. Kjo grua bamirëse, pa këmbim për punën u ndihmonte njerëzve në prerjen e rrobave dhe i mësonte njerëzit si qepen ato; 12. Si zdrukthëtar (marangoz) shquhej në këtë lagje Daut Bregovina; 13. Si teneqepunues përmendet Xheladini, i cili në saje të mjeshtërisë që kishte, mori edhe mbiemrin Xhelo Koftorxhiu, përndryshe mbiemri i tij i vërtetë ishte Slishani.

### Përfundim

Pasuria më e madhe e kësaj lagjeje janë njerëzit e saj me solidaritetin e tyre që e ruajnë, në masë të madhe, sot e kësaj dite. Do të ishte e palejueshme që kjo lagje në emër të urbanizimit të shndërrohet në forcë të padefinuar dhe të harrojë vlerat e dikurshme, të këtyre njerëzve të mrekullueshëm, të cilët jetonin e jetojnë nga puna e vet. Edhe pse dikur ishte në periferi të qytetit ajo kishte dhe ka vlera të veçanta bamirësie. Të paktë janë ata njerëz të kësaj lagjeje sot që kujtojnë pamjen e dikurshme të saj. Pamja e dikurshme e saj është shndërruar në një lagje moderne. Ka ecur me kohën përpara. Mirëpo, nuk është mirë të shuhen kujtimet e identitetit të dikurshëm të saj. Shtrohet pyetja: nëse individi mund të harrojë diçka që gjatë e kishte parë dhe që nga ajo pamje është ndarë, nuk do të ishte e lejueshme që, me aksione nervoze urbane, të shkatërrohet trashëgimia e saj. Pra, është mirë që edhe në këtë lagje të ruhet diçka që merr frymë, si para 130 vjetësh.

***Autori është gazetar, analist i pavarur. Furnizimi i materialit, mr. Shefki Stublla, Historia e shkurtër e Mahallës së Muhaxherëve në Prishtinë-2009.***



### Myftiu Tërnava inspektoi punimet në kompleksin e Medresesë së Vogël në Gjakovë, në objektin e trajnimeve dhe në xhami të tjera

*Prishtinë, 28 shtator 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë sot inspektoi punimet që po zhvillohen në kompleksin e Medresesë së Vogël, në objektin e destinuar për trajnime në Gjakovë, në Xhaminë e Sefës, në Xhaminë e Jusufit dhe në Xhaminë e Kusarëve, si dhe në KBI të Gjakovës. Myftiu Tërnava u nda i kënaqur me rrjedhën e punimeve që po zhvillohen dhe u informua se çdo gjë po ecën sipas planit të paraparë. Këto ndërtime janë të mbështetura nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Republikës së Turqisë, përse Myfiu e falënderoi duke e vlerësuar këtë ndihmesë.



*Myftiu Tërnava gjatë inspektimit të punimeve*

Ky vend, me ndërtimin e këtyre objekteve, do të bëhet një ndër vendet më tërheqëse në Gjakovë. Po rikthehet arkitektura e vjetër që e karakterizonte këtë qytet. Ndër të tjera, këtu në këtë kompleks, kemi edhe ndërtesën (hotel) ku do të sistemohen edhe ata që vijnë e marrin pjesë në trajnime. Veç trajnimit të imamëve tanë, ky objekt do të shërbejë edhe për organizimin e seminareve , sesioneve shkencore, pra do të jetë një qendër me plot kuptimin e fjalës, ku të jepet kontribut shkencor, formues edukativ dhe ku BIRK-u do ta përçojë edhe më shumë platformën e saj për të ruajtur diskursin fetar të vendit dhe për të mos lejuar që, në emër të fesë sonë, të nguliten doktrina të huaja të devijuara,- thekso MyftiuTërnava.

Në këtë kompleks do të edukohet brezi i ri dhe do të jetë një qendër, e cila do të jetë në shërbim të ardhmërisë së qytetarëve të Gjakovës dhe Kosovës.

Punimet priten të përfundojnë pas dy muajsh kur edhe do të bëhet hapja zyrtare, kurse punimet në bibliotekën e Xhamisë Sylejman Hadum Aga tashmë kanë përfunduar, kurse xhamitë e Sefës, të Jusufit dhe të Kusarëve janë duke u restauruar. Myftiu Tërnava përmendi se janë duke punuar edhe në tri xhami të tjera këtu në Gjakovë. Punimet në këto xhami kërkojnë një shumë të madhe, të cilën po e përballon Drejtoria e Vakëfeve të Turqisë.

BIRK-u do të bëjë edhe restaurimin e disa xhamive në Pejë, Prishtinë, kurse më pas do të kemi një projekt të madh në Vushtrri dhe në qendra të ndryshme të Kosovës me qëllimin e ngritjes së infrastrukturës së BIRK-ut, në ato vende ku dekada me radhë nuk u është kushtuar kujdes, që dikur ishin depo magazina, mirëpo ato do të kthejnë krenarinë e dikurshme që kanë pasur dhe ky është edhe qëllimi final edhe vetë i BIRK-ut por edhe imi si Myfti,-tha Myftiu Tërnava. *(R. S).*

### Në Kosovë u prit dhe u festua Kurban-Bajrami

*Prishtinë, 1 shtator 2017*

Si tradicionalisht, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, me gëzim e hare u kremtua festa e Kuban-Bajramit. Manifestimi qendror për Kosovë u mbajt në xhaminë “Sulltan Mehmet – Fatih”, në Prishtinë, që u hap me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Egzon ef. Ibrahimi. Pas namazit të sabahut për besimtarët u dha një





program me ilahi, kaside e këndim Kurani. Ndërsa më pas u mbajt ligjërata tematike kushtuar kësaj feste, nga kryetari i KBI të Prishtinës Hetem ef. Sopiani, i cili tha se dita e Kurban-Bajramit është një ditë e madhe, ditë kur lartësojmë Zotin dhe kryejmë obligimet tona ndaj Zotit, duke shpresuar që në tërë botën të mbizotërojë paqja, mirësia dhe solidariteti. Ai më tutje tha se Festa e Kurban-Bajramit na e përkujton ngadhënjimin e besimit, bindjes dhe dashurisë ndaj Allahut mbi të gjitha lakmitë e kësaj bote, bile edhe mbi pasurinë dhe fëmijët tanë. Këtë sprovë e përjetuan edhe dy pejgamberët e Allahut xh.sh.Ibrahimi dhe Ismaili a.s. (babë e bir), por që të dy vërtetuan se jo rastësisht ishin të zgjedhurit e Zotit. Ibrahimi a.s. tregoi gatishmërinë që të flijonte djalin e tij, të cilin Zoti ia kishte falur në moshën e pleqërisë, por edhe gatishmëria e Ismailit a.s. ishte në nivel.

Namazit të Kurban-Bajramit i priu mr. Jakup Çunaku-, drejtor i Medresesë Alauddin në Prishtinë, ndërsa hytben e Bajramit e mbajti kryemami i Republikës së Kosovës prof. Sabri ef. Bajgora, i cili edhe iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë duke theksuar se këto festa ngjallin ndjenjën për vepra të mira. Ai ka veçuar se sot është një ditë e madhe feste për mbarë myslimanët. Është Dita e Kurban-Bajramit. Është ditë që bashkon zemrat e miliona besimtarëve anekënd botës, por në veçanti, të atyre që sot gjenden në vendet e shenjta, në Arefat, Muzdelife, Mina dhe në vetë Mekën e bekuar. Ata, të veshur me një petk të bardhë që simbolizon thjeshtësinë dhe dëlirësinë shpirtërore, shfaqin para botës unitetin, barazinë, solidaritetin, devotshmërinë dhe madhështinë e këtij Ymeti. Ata sot, janë në përfundim të ritualeve të Haxhit, i cili është një demonstrim i fuqishëm i universalitetit të kësaj feje dhe i vëllazërimit në mes myslimanëve, pavarësisht racës, ngjyrës apo etnisë. Këta duke kryer Haxhin, zbatojnë edhe në praktikë, njërin prej 5 fondamenteve bazë të Islamit, për të cilin i Madhi Zot xh.sh. thotë: “Vizita e Qabes për hir të Allahut, është detyrim për atë që ka mundësi.” (Ali Imran, 97). ”Islami, si fe hyjnore, në vete bart mesazhin e Paqes Universale, dhe si parim bazë ka formimin e një shoqërie të shëndoshë, dinjitoze e humane, me vlera të larta morale. Nën hijen e kësaj shoqërie të njerëzishme, të gjithë njerëzit pa kurrfarë dallimesh, do të gëzojnë lumturinë e vërtetë si shpirtërore ashtu edhe atë materiale”-shtoi Kryeimami Bajgora Kryeimami Bajgora theksoi se sot, për fat të keq, Bota po vlon nga konfliktet e armatosura, duke shkaktuar vdekje të njerëzve të pafajshëm, tmerr e dhunë dhe dëbim nga vatrat e tyre…

Në fund ai ka ftuar të gjithë prijatarët tanë politikë, si dhe qytetarët e Republikës së Kosovës, që të punojnë e kontribuojnë edhe më shumë për ndërtimin dhe fuqizimin e mëtutjeshëm të shtetit tonë. Kontributi ynë për ndërtimin e një shteti funksional, ku do të respek-

tohet e drejta e çdo individi, është amanet mbi amanete dhe detyrë e shenjtë.

Duanë e namazit të Kurban-Bajramit e bëri Ahmet ef. Sadriu, drejtor për shtyp dhe veprimtari botuese në Kryesi të BIRK-ut duke e lutur Zotin që në këtë ditë feste të lëshojë mëshirën e Tij mbi ne, familjet tona, mbi myslimanet dhe njerëzinë mbarë. Të na mundësojë që të jetojmë në paqe dhe harmoni me të tjerët, të na largojë urrejtjen dhe dhunën mes nesh. O Zot ynë, në këtë ditë të bekuar po të lutemi për më shumë mirësi, paqe, lumturi e mirëqenie. Bekoje familjen, rininë dhe popullin tonë.

O Zoti ynë mundësoje që në këto ditë feste të mos mungojë solidariteti mes nesh, duke i kujtuar ata që kanë nevojë për shtrirjen e dorës së ndihmës. O Zoti ynë na i fal mëkatet tona dhe na bëj banorë të xhenetit, ja rabbi. O Zot ynë haxhitë tanë të cilët këto ditë janë mysafirë Tu, pranojua haxhin dhe lutjet e tyre dhe kthe-ji shëndosh e mirë në familjet e tyre. (R. S).

### Pritje nga zëvendëskryetari Reshat ef. Mexhiti me rastin e Kurban Bajramit

Pritje nga zëvendëskryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës Reshat ef. Mexhiti me rastin e Kurban Bajramit

Me rastin e festës së festës së Kurban-Bajramit, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, nga ora 9 deri në orën 12, organizoi pritje urimi. Për t'i uruar krerët e BIRK-ut për këtë festë, duke filluar nga zëvendëskryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës Reshat ef. Mexhiti, selinë e BIRK-ut, e vizituan përfaqësues të institucioneve vendore e ndërkombëtare, të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike, si dhe individë nga qendrat e Kosovës dhe nga jashtë.

Nga institucionet:

Kryeministri në detyrë, Isa Mustafa

Vikari gjeneral i Ipeshkvisë së Kosovës, Don Lush Gjergji,

Oda e avokatëve të Kosovës, Osman Havolli etj.

Nga partitë politike:

Kryetari i PDK-së, Kadri Veseli; kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj;një delegacion nga Lëvizja "Vetëvendosje", i kryesuar nga Glauk Konjufca; një delegacion nga AKR-ja, i kryesuar nga Islam Pacolli; kryetari i PD-së Ferid Agani; kryetari i Lëvizjes "Fjala" Gëzim Kelmendi; një delegacion nga "Nisma", i kryesuar nga Shyqeri Bytyqi si dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.

Pas vizitës deklaruan:

Kreyministri në detyrë Isa Mustafa pas urimit tha: "Po shfrytëzoj rastin që edhe këtu në selinë e Bashkë-



*Kryeministri Mustafa*



*Kryetari i AAK-së z. Hajredinaj*



*Z. Havolli nga OAK*

sisë Islame të Kosovës t'u uroj gjithë besimtarëve myslimanë festën e Bajramit, një festë e cila na bën gjithë ne bashkë, një festë, në të cilën ne i lutemi Zotit për paqe, për prosperitet, për mirëqenie dhe për sakrifica të përbashkëta të cilat ne duhet gjithë t'i bëjmë, në mënyrë që edhe njerëzimi e edhe vendi ynë të bëjë më mirë. Unë


Kryeparlamentari Veseli


z. Glauk Konjufca


Vikari gjeneral i Ipeshkvisë së Kosovës, Don Lush Gjergji


Z. Pacolli përfaqësues i delegacionit të AKR


Kryetari i PD-së z. Agani


Z. Bytyqi, përfaqësues i delegacionit nga "Nisma"

vlerësoj lartë rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës në edukimin e qytetarëve tanë, të njerëzve tanë, tolerancën që kjo bashkësi ka treguar dhe rolin e saj në unitetin e qytetarëve tanë dhe prosperitetin e Kosovës".

Ndërkaq, kryetari i PDK-së, Kadri Veseli shprehu urimet më të sinqerta për të gjithë shqiptarët për festën e Kurban-Bajramit, tha se në këtë ditë duhet t'i kujtojnë të gjithë ata që nuk janë më, që ranë në luftën e fundit që sot Kosova të jetë e lirë.

Në këtë festë të shenjtë, në festën e kujtimit të adhurimit ndaj Zotit, sakrificës dhe solidaritetit, kujtojmë të gjithë ato gra e burra që nuk janë më në mesin tonë,



*Kryetari i partisë "Fjala" z. Kelmendi*

familjet e tyre dhe të gjithë ata që kontribuan në luftën çlirimtaredhe u flijuan për lirinë tonë,-tha Veseli duke shtuar se Kurban-Bajrami, afron njerëzit, popujt dhe civilizimet, duke dëshmuar se sakrifica për të tjerët është dhuratë e jashtëzakonshme e jetës tonë. Në të njëjtën kohë si komb, si shtet të ecim përpara, kemi ende shumë punë për të bërë, ajo që na shtyn është edhe besimi ynë në atdhe, besimi ynë në Zot dhe besimi ynë në shtet.

Kreu i AAK-së pas vizitës së selinë e BIRK-ut tha se kjo festë është moment që u jep besim për të ecur përpara.

Shfrytëzova rastin dhe kam për nder t'ua uroj Kurban-Bajramin Bashkësisë Islame, gjithë besimtarëve islamë, gjithë shqiptarëve tonë që e festojnë këtë festë, urime me fat, dashuri me gëzime për jetën tonë edhe pse një jetë jo e lehtë dhe me mundime, por prapë këto momente të festës na japin besim se do të shkojmë përpara me sukses e me të mira,- u shpreh Haradinaj.

Në emër të Lëvizjes Vetëvendosjes Glauk Konjufca, tha se kjo festë ua kujton vlerën që ka sakrifica.

Festa e Kurban Bajramit na kujton edhe një herë vlerën që e ka sakrifica, dhe me një porosi shumë të qartë dhe të vlefshme që në shoqëri të mbretërojë parimi i ndihmës për nevojtarët dhe solidariteti me ta. Shfrytëzoj rastin t'ua uroj festën e Kurban-Bajramit të gjithë besimtarëve myslimanë kudo që jetojnë si dhe me shpresën që viti tjetër ta gjejë Kosovën, popullin tonë dhe kombin tonë më mirë se sot,-u shpreh Konjufca.

Në emër të Ipeshkvisë së Kosovës, për urime në Bashkësinë Islame të Kosovës ishte Vikari gjeneral i Ipeshkvisë së Kosovës Don Lush Gjergji, i cili përcolli mesazhet e urimit për gjithë vëllezërit e besimit islam për festën e Kurban-Bajramit.

Jemi te vëllezërit tanë shqiptarë të Bashkësisë Islame për të uruar nga zemra festën e Kurban-Bajramit në emër të Imzot Dodë Gjergjit dhe në emër të Kishës Katolike në Kosovë. Kjo festë na përkujton flijimin dhe dhurimin të cilin Zoti e çmon dhe e shpërblen. Dashtë Zoti që edhe ne të çmojmë flijimin dhe dhurimin e vëllezërve dhe motrave tona. Ta çmojmë, ta nderojmë dhe ta duam njeri tjetrin,- deklaroi Gjergji. *(R. S).*

### Besimtarët e parë nga Kosova që sivjet do e kryejnë Haxhin kanë arritur në Mekë

Besimtarët e parë nga Kosova që sivjet do ta kryejnë Haxhin tashmë kanë arritur në Mekë. Ata tashmë janë akomoduar dhe kanë filluar kryerjen e riteve të Umres. Këtë vit nga Kosova për të kryer Haxhin në organizimin e BIK-ut janë 1080 besimtarë. Në Mekë kanë arritur 832, ndërsa në ditët në vijim pritet që të shkojnë edhe besimtarët e tjerë. Me besimtarët kosovarë për të kryer Haxhin ka udhëtuar edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava.




*Haxhinjët e Kosovës në Mekë*

### OSBE organizon punimet e kampingut të rinisë për dialog ndërfetar

*Prishtinë, 11 shtator 2019*

Më 11. 09. 2017, në praninë e Ambasadorit Jan Braathu, shef i misionit të OSBE-së në Kosovë dhe në prani të përfaqësuesve të komuniteteve fetare në Kosovë dhe të kryetarëve të komunave, Obiliq dhe Prishtinë në ambientet e hotelit "Amazona" në komunën e Obiliqit i filloi punimet kampingu i rinisë për promovimin e vlerave kulturore dhe dialogut ndërfetar. Kampingu i rinisë vazhdoi punimet deri më 15 shtator. Në këtë kamping po marrin pjesë 11 të rinj e të reja nga komuniteti mysliman, 8 nga ai ortodoks serb, 8 nga komuniteti katolik dhe 8 të rinj e të reja nga komuniteti protestant.

Kampingu organizohet dhe mbahet nën patronatin e OSBE-së Misioni në Kosovë.

Në emër BIRK-ut, këtë eveniment me rëndësi të veçantë, e përshëndeti Fitim ef. Flugaj, i cili, ndër të tjera, potencoi faktin se BIRK u kushton kujdes të veçantë



*Me rastin e fillimit të kampingut të rinisë*

inkurajimit të rinisë për promovimin e dialogut të mirëfilltë ndërfetar dhe vlerave të mirëfillta humane. Si bashkësia më e madhe fetare në Kosovë, u ka kushtuar, u kushton dhe do t'u kushtojë kujdes, me theks të veçantë, mirëqenies dhe harmonisë ndërfetare. Gjithashtu Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës vihet gjithnjë në mbrojtje të interesave të të gjitha besimeve në Kosovë, sidomos të atyre tradicionale. Përmendi faktin se BIRK-u vazhdimisht ka reaguar dhe reagon duke dënuar aktet e dhunës e të nëpërkëmbjes ndaj çdo besimi fetar tjetër, një gjë të tillë dëshiron ta bëjnë edhe të tjerët për besimin fetar që përfaqëson BIRK-u. Në fund, përfaqësuesi i BIRK-ut e vlerësoi punën e çmuar që po bën OSBE-ja në Kosovë për ngritjen dhe promovimin e vlerave kulturore e fetare të popullit të Kosovës si një partner shumë i respektuar i BIRK-ut.

Nga ambasadori Jan Braathu u theksua se rinia e Kosovës është një "Cunami", për të cilin duhet kujdes i veçantë, kur merret parasysh se përqindja më e madhe e këtij populli përbëhet nga rinia... pika në të cilën u fokusua z. Ambasador ishte "Dialogu si forma më e mirë për njohjen dhe pranimin e njëri- tjetrit".

Me fjalë përshëndetëse u drejtuan edhe përfaqësuesi i Kishës Ortodokse serbe në Kosovë, përfaqësuesi i Kishës Katolike dhe kryetari i Kishës Protestante Ungjillore në Kosovë. Të gjithë e vlerësuan këtë iniciativë të OSBE-së dhe shefit të misionit në Kosovë me stafin e tij.

### Kur "Express"-i, në vend të informimit, qëllimisht dezinformon opinionin!!!

(Reagim ndaj shkrimit "Skandali i "BIK"-ut me kurbanë - deklaron se pagoi 17 euro për një kilogram mish nga Hungaria", të publikuar dje në portalin "Express", më 19. 09. 2017, ditë e martë, në orën17:33).

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, për hir të informimit të drejtë të opinionit publik, për hir të sqarimit të besimtarëve dhe për hir të prevalimit të vlerave të së vërtetës e të transparencës, jep këtë sqarim.

Ditëve të fundit në disa medie tona, kryesisht portale, është ndërmarrë një fushatë e orkestruar lidhur me aksionin e therjes së kurbanëve, të realizuar nga ana e Kryesisë se BIK-ut. Kulmi i kësaj fushate arriti ditën e djeshme kur "Express"-i me titull bombastik, pa asnjë të dhënë konkrete e i bazuar në shpifje, insinuata dhe krejt në funksion të grupeve të ndryshme të interesit, publikoi artikullin me titullin "Skandali i "BIK"-ut me kurbanë - deklaron se pagoi 17 euro për një kilogram mish nga Hungaria", të cilin artikull më vonë e shpërndanë si të mirëqenë edhe portale të tjera.

Artikulli në fjalë është i sajuar nga të dhëna jo të plota e të deformuara qëllimisht dhe nga shumë të paqena. Kështu, nuk ka si të kuptohet e trajtohet ndryshe veçse si një fushatë e ulët e tendencionoze ndaj Kryesisë së BIK-ut dhe krejt kjo bëhet për qëllim të ulët e meskin të porositësve të shkrimit.

Është e dhimbshme dhe e papranueshme që "Express"-i, po edhe portale të tjera, në emër të fjalës së lirë dhe informimit të drejtë e të lirë, keqpërdorin misionin e tyre dhe bëjnë me vetëdije të kundërtën e misionit: dezinformojnë dhe përbaltin e akuzojnë institucione e në këtë rast BIK-un duke bërë shërbim klientelist, duke shpifur e deformuar.

Ne, Kryesia e BIK-ut, respektojmë dhe angazhohemi për lirinë e shtypit, por jemi kategorikisht kundër që kjo liri të keqpërdoret e të shfrytëzohet për mision të kundërt me informimin e drejtë të publikut. Ne do të jemi të detyruar që ata që shpifin për ne në emër të fjalës së lirë, t'i paraqitim në organet e drejtësisë.

Shkrimi i djeshëm në gazetën "Express" është i sajuar qëllimshëm për të përbaltur një aksion transparent, të realizuar me sukses duke respektuar të gjitha normat e parimet fetare islame dhe duke respektuar në plotni standardet e BE-së.

Me këtë rast, i kujtojmë Express-it, të gjitha medieve të interesuara për të informuar drejt opinionin, se Kryesia e BIK-ut në çdo kohë është e hapur për t'u ofruar të dhënat e nevojshme lidhur me aksionin për grumbullimin, therjen dhe shpërndarjen e mishit të kurbanit, madje u rikujtojmë që krejt ky aksion në të gjitha fazat e tij është zhvilluar në mënyrë transparente.

Për të kuptuar dhe për të parë spekulimin e qëllimshëm të gazetës "Express" dhe mentorëve të saj, po japim këto të dhëna që janë në funksion të informimit të drejtë të opinionit të gjerë dhe të besimtarëve tanë.

1. Kryesia e BIK-ut, me kohë ka hapur tenderin publik për furnizim me kafshë për mish kurbani. Tenderi ka



qenë i publikuar, me kushte e parime të qarta. Tenderi në fjalë në kushtet e konkurrencës së hapur është fituar nga një kompani kosovare që bashkëvepron me kompanitë hungareze. Kjo kompani ka ofruar çmimin më të volitshëm dhe të gjitha kushtet që i ka parapare konkursi.

2. Aksioni për grumbullimin e mjeteve për therjen e kurbanit në mënyrë kolektive është aksion tradicional që BIK-u e realizon prej kohësh. Aksioni ishte i hapur, i bazuar në çmim real të tregut e i realizuar në bashkëpunim me këshillat dhe xhematet tona. Sa i përket asaj që thonë se dikush paska ofruar kurban me 85 euro, e udhëzojmë "Express"-in dhe të gjithë ata që u intereson e vërteta që fillimisht të shohin kushtet të cilat, sipas fesë, duhet të plotësojë kafsha për t'u therur kurban e pastaj le të shohin çmimin real në treg dhe ta vërtetojnë vetë nëse gjejnë kund kafshë të vlefshme për kurban me atë shumë që qenka ofruar. Le të mbetet në ndërgjegjen e atyre që e marrin një amanet të tillë dhe të Expres-it dhe portaleve të tjera që i përkrahin.

3. Kurbanët janë therur në përputhje të plotë me dispozitat e Sheriatit, në thertore të certifikuara me Certifikatë Hallall, dhe nga staf profesional për therjen e kurbanit sipas Sheriatit. Gjatë gjithë kohës së procesit të therjes së kurbanëve, më datat 1, 2 dhe 3 shtator, ka qenë i pranishëm Komisioni i autorizuar nga ana e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.

Mishi i kurbanit është përgatitur dhe ambalazhuar në atë mënyrë që të mos rrezikohet shëndeti i askujt dhe në përputhje me praktika bashkëkohore të trajtimit të mishit.

Mirëpo, është tendencë e qarqeve të ndryshme tregtare te ne dhe e një pjese të medieve që të derzinformojnë opinionin lidhur me procesin e shpërndarjes së mishit të kurbanit. Kjo më së miri dëshmohet edhe nga publikimi tendencioz i çmimit për kilogram të mishit, çmimit prej 17 eurosh për kg. , siç theksohet nëpër disa medie dhe nëpër disa publikime në rjetet sociale, me qëllimin për të mbjellë huti tek opinioni. Përllogaritja e mishit në fatura, bëhet sipas skemës së kategorizimit të mishit dhe nuk lejohet vendosje e çmimeve paushalle. Bëhet fjalë për vend anëtar të Bashkimit Evropian, kurse në kuadër të çmimit hyjnë edhe të gjitha shërbimet e tjera si kontrollimi sanitar, analizat mikrobiologjike të mishit të kryera në Hungari, përgatitja e mishit, dezinfektimi, ngrirja, transportimi me kamionë frigo.

"Exspress"-i dhe portalet e tjera dezinformojnë qëllimisht edhe me sasinë e mishit të arritur deri tash në Kosovë, aty me tendencë u referohen herë deklaratave tona duke i nxjerrë nga konteksti e herë kinse burimeve nga dogana, për të nxjerrë atë çmim që të fusin huti, çmimin prej 17 eurove për kg. , mirëpo e vërteta qëndron ndryshe. Deri tani sasia e mishit të kurbanit që ka arritur në Kosovë është 108. 123 kg ose mbi 100 tonë, gjithnjë duke llogaritur peshën neto të mishit. Ndërsa gjatë javës pritet të vijnë edhe mbi 40 tonë. ("Exspress"-i spekuloi duke manipuluar opinionin se gjoja kanë arritur 15 tonë). Prandaj, është për t'u çuditur se nga cilat të dhëna disa portale, të prira nga Ekspresi, na paskan nxjerrë atë sasi të mishit të kurbanit, që e paskan kalkuluar e u paska dalë 17 euro për kg. ?!

Nga të dhënat që ofruam e që janë publike dhe të verifikueshme lehtë, shihet se në Kosovë kanë arritur mbi 100 tonë mish e jo 15 sa dezinformoi "Exprsess"-i dhe portalet që e ndoqën, dhe çmimi i dhënë për kg. mishi se gjoja e paska blerë BIK-u në Hungari është spekulim dhe gënjeshtër e pastër për qëllime të ulëta klienteliste.

Me këtë rast u bëjmë me dije besimtarëve tanë që amaneti, të cilin na e kanë besuar si zakonisht, është realizuar në tërësi duke respektuar të gjitha normat e kriteret e parapara me normat fetare.

Ne nuk na mbetet tjetër veçse të informojmë drejt, me kohë e saktë opinion dhe besimatrët tanë dhe njëherësh të kërkojmë nga portalet dhe mjetet e tjera të informimit që të jenë në funksion të informimit e jo të dezinformimit.

### Dekani Rexhepi priti për vizitë përfaqësues të shoqërisë civile dhe fetare nga Zvicra

Në FSI ishin për vizitë përfaqësues të shoqërisë civile dhe fetare nga Zvicra, në përbërje të tyre ishin z. Kube Stefan, përfaqësues i "Institute G2W" dhe z. Daniken Hans-Peter, përfaqësues i "Paulus Akademie"Mysafirët i priti dekani i FSI-së prof asoc dr. Fahrush Rexhe-



Dekani Rexhepi me mysafirët nga Zvicra

pi, i cili fillimisht u shprehu mirëseardhje mysafirëve duke theksuar marrëdhëniet miqësore mes shtetit të Kosovës dhe shtetit të Zvicrës. Dekani në vazhdim i informoi mysafirët për zhvillimet në Fakultetin e Studimeve Islame, stafin akademik, studentët, programet e ofruara dhe kurrikulin si dhe për bashkëpunimin rajonal dhe ndërkombëtar në fushën akademike, shkencore dhe hulumtuese. Në vazhdim, dekani informoi mysafirët nga Zvicra edhe për kontributet dhe aktivitet tjera të FSI-së lidhur me aktivitetet akademike shkencore por edhe për kontributin që ky institucion akademik shkencor po e jep në promovimin e vlerave tolerante-paqësore ndërfetare në shoqërinë kosovare. Pas vizitës në dekanat, mysafitër patën rastin të dëgjonin një ligjëratë nga profesori i FSI-së, prof. ass. dr. Xhabir Hamiti në lidhje me Islamin në Kosovë. *(Vedat Shabani)*

### Dekani Rexhepi priti në takim përfaqësues të KFOR-it Zviceran në Kosovë

*Prishtinë, 14. 09. 2017*

Më datë 14. 09. 2017, në FSI për vizitë ishin z. FO Gaëtan dhe znj. FO Olivia, përfaqësues të KFOR-it zviceran në Kosovë. Mysafirët i priti dekani i Fakultetit së bashku me sekretarin. Dekani fillimisht u shprehu mirëseardhje mysafirëve dhe i falënderoi ata për vizitën e tyre. Qëllimi i vizitës ishte që të informohen më për së afërmi me aktivitetin e Fakultetit të Studimeve Islame dhe kontributin që është duke dhënë ky institucion në arsimimin dhe edukimin e rinisë kosovare dhe më gjerë. Dekani i Fakultetit, prof. asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, i informoi mysafirët për historikun e Fakultetit, numrin e studentëve, stafin akademik si dhe programet që ofron FSI për studentët e interesuar. Mysafirët mbetën shumë të kënaqur me vizitën e tyre duke shpresuar në vazhdimin e kontakteve edhe në të ardhmen. *(Vedat Shabani)*

### Doktoroi Faruk Sinani

Më 14 maj 2017, Faruk Sinani e mbrojti me sukses temën e doktoraturës: "Pyetje rreth besimit të imam Taberiut në tefsirin e tij bërë ajeteve të doktrinës islame (akides)", një studim analitik ky në Universitetin Internacional të Shkencave Isame në Amman të Jordanisë. Komisioni përbëhej nga: 1. Dr. Ali Esadi, dekan i degës së kiraeteve pranë universitetit të lartpërmendur, mentor dhe kryetar. 2. Dr. Nezar Atallahu, anëtar i brendshëm. 3. Dr. Muhamed Nuvejhi, anëtar i brendshëm. 4. Dr. Talib Serajreh, anëtar i jashtëm. Pas diskutimeve dhe prezantimit, komisioni e vlerësoi punimin dhe vendosën që Faruk Sinanit t'i jepet titulli doktor në fushën e tefsirit. Faruk Sinani ka lindur në Mitrovicë, ku dhe e kreu shkollen fillore. Më pas u regjistrua në medresenë Alauddin në Prishtinë, ku e përfundoi në vitin 2000. Nga viti 2000 filloi rrugëtimin e dijes në Aman pranë hoxhallarëve të shquar; në fillim e mësoi gjuhën arabe, pastaj fakultetin e përfundoi në univesitetin e Zerkasë e më pas masterin ne universitetin e Jermukut, dhe tani doktoraturën në universitetin internacional të shkencave islame, të gjitha këto në Jordani. Këshilli i Bashkësisë Islame i Mitrovicës i uron shëndet, jetë të gjatë dhe përkushtim në detyrën e ngritjes së vetëdijes fetare në qytetin tonë! *(Shkelzen Hoxha)*



KFOR-i Zvicëran në vizitë FSI-së



Me rastin e ceremonisë së mbrojtjes së tezës së doktoraturës





**Gruaja myslimane bëhet kryetare e Singaporit**

Halimah Jakub-i, ish-kryetare e kuvendit, u shpall si kryetarja e parë grua në Singapor, pasi zyrtari njoftoi se ajo ishte e vetmja kandidate për t'u kualifikuar për gara. Për të forcuar ndjenjat në qytetin-shtetin multikulturor, Singapori ka dekretuar kryetaren, një post kryesisht ceremonial, që rezervohej për kandidatët nga komuniteti pakicë malajas kësaj radhe. "Megjithëse kjo është një zgjedhje e rezervuar, unë nuk jam kryetare e rezervuar,"- tha Halimah, një grua myslimane që mbante shaminë, në një fjalim në zyrën e departamentit të zgjedhjeve, raportoi Reuters. Përvoja e Halimes si kryetare e kuvendit e kualifikoi atë automatikisht sipas rregullave të nominimit. Malajasi i fundit që mbajti presidencën ishte Jusuf Ishak, imazhi i të cilit stolis kartmonedhat e vendit. Jusufi ishte president midis viteve 1965 dhe 1970, vitet e para të pavarësisë së Singaporit pas një bashkimi të shkurtër me Malajzinë fqinje. Ndarja e Singaporit nga Malajzia u dha malajve etnikë një shumicë të qartë në Malajzi, ndërsa kinezët etnikë formuan shumicën në Singun e pavarur.

**"Universiteti i Kuranit" do të themelohet në Baling, Malajzi**

Abdul Aziz Abdul Rahim-i, deputet që përfaqëson Balingun në parlamentin e Malajzisë, u betua se do të ndajë 12. 8 hektarë tokë për "Universitetin e Kuranit" në zonën e tij zgjedhore. Ai tha se ai do t'i japë vendin 'Universitetit të Kuranit', një shoqate të hafizëve, duke përdorur kapacitetin e tij personal, me ndihmë të mëtejshme nga Putrajaja kur është fjala për infrastrukturën, njoftoi Utusan Malaysia. "Do të gjej tokën e Vakufit në zonën e Balingut dhe do t'ia jap atë për Universitetin e Kuranit, por aplikimin për të zhvilluar universitetin unë duhet të diskutoj më tej me kryeministrin, Datuk Seri Najib Razak,"-tha ai, duke iu referuar tokës të caktuar për bamirësi. Shoqata ka kërkuar gjithashtu kuota ekskluzive për 10 drejtuesit e saj dhe studentët më të mirë për të kryer umren në Mekë. Në përgjigje, Abdul Aziz Abdul Rahim, i cili është gjithashtu kryetari i Fondit të Haxhive 'Lembaga Tabung Haxhi', tha se nuk nevojitet kuota për umren, por ai mund të financojë haxhitë duke përdorur fondet e Fondacionit Tabung Haxhi.

**Myftiu i Libanit dënon gjenocidin e myslimanëve në Mianmar**

Myftiu i Libanit, Shejh Abdul Latif Darian dënoi masakrën ndaj pakicës myslimane në Mianmar si një krim brutal dhe racist. Shejh Abdul Latif Dariani u bëri thirrje shteteve arabe dhe myslimane që të bëjnë presion në shtetet me ndikim për të ndihmuar në ndalimin e këtyre mizorive. Duke vënë në dukje se agresioni ndaj myslimanëve është agresion ndaj të gjithë myslimanëve, Myftiu i Libanit tha se bashkësia ndërkombëtare duhet t'i sjellë para drejtësisë fajtorët e këtyre krimeve. Në raundin e ri të sulmeve kundër myslimanëve, ushtria e Mianmarit ka vrarë qindra myslimanë që janë pakicë në këtë shtet. Një numër i madh myslimanësh janë larguar nga Mianmari për në Bangladesh.

**Në Samitin e OBI-t në Astana pranohet raporti për myslimanët e Arakanit**

Në Samitin e Shkencës dhe Teknologjisë së Organizatës së Bashkëpunimit Islam, që zhvillohet në Astana, kryeqytetin e Kazakistanit, u pranua raporti përfundimtar në lidhje me myslimanët e Arakanit. Presidenti i Kazakistanit, Nursulltan Nazarbajev bëri të ditur se u pranua raporti përfundimtar i përgatitur në lidhje me myslimanët e Arakanit me nismat dhe punën e ngjeshur të delegacionit turk. Në fjalimin e mbajtur pas kësaj, Presidenti Rexhep Tajip Erdoan (Recep Tayyip Erdoğan) falënderoi Presidentin Nazarbajev për mirëpritjen e samitit dhe Presidentin e Pakistanit,





Memnun Husejin njëkohësish kryetar i Komitetit të Përhershëm të Bashkëpunimit Shkencor dhe Teknologjik për kontributin e dhënë në samit. Ai theksoi se samitet janë të rëndësishme sa u përket shkëmbimit të mendimeve reciproke dhe shqyrtimit të objektivave për të ardhmen. "Ne jemi të lidhur me përpjekjen që vendimet e marra këtu të jenë të përhershme dhe t'u kalohen brezave të ardhshëm. Në turqisht është një shprehje: 'fjala fluturon, shkrimi mbetet" dhe unë besoj se të gjithë vëllezërit që ishin rreth kësaj tryeze do të ndjekin zbatimin e vendimeve të marra në këtë samit"-tha Presidenti Erdogan.

### Myftiu i Egjiptit kërkon mbështetje globale për vendete shenjta

Myftiu i Egjiptit dënoi përdhosjen e Xhamisë Al-Aksa në Jerusalem, (Al-Kuds) nga Izraeli dhe ka kërkuar nga organet e të drejtave të njeriut për të mbështetur vendet e shenjta islame. Shauki Alam, kryemyftiu egjiptian, ka kërkuar nga Organizata Ndërkombëtare dhe Organizata e të Drejtave të Njeriut mbështetje të menjëhershme për vendet e shenjta dhe marrjen e masave serioze për të mbrojtur Xhaminë e Al-Aksa në Jerusalem. Në komentet e tij në 48 vjetorin e sulmit të zjarrvënies ndaj Xhamisë Al-Aksa në Jerusalem, ai tha, "Vazhdimi i operacioneve në goditjen e civilëve palestinezë janë shpërfillja e ndjenjave fetare të myslimanëve të botës që e udhëheqin rajonin drejt përplasjeve sektare". Myftiu egjiptian gjithashtu iu referua pasojave të goditjes së vazhdueshme të popullit palestinez nga cionistët, duke parandaluar Namazin e Xhumasë në Xhaminë el-Aksa dhe instalimin e portave të sigurisë rreth Xhamisë së Shenjtë. Ai theksoi se "lëvizjet ndaj el-Kudsit janë sakrilegj i vendit më të rëndësishëm për të gjithë myslimanët". Shauki Alam kërkoi veprime të menjëhershme për të mbështetur vendet e shenjta fetare, duke luajtur rol të caktuar në mbrojtjen e Xhamisë al-Aksa në Jerusalem dhe duke zbatuar marrëveshjet dhe rregulloret ndërkombëtare në vendet e shenjta.

### Festival i ushqimit hallall në Londër

Në Londër mbahet Festivali i ushqimit hallall, në të cilin do të marrin pjesë më shumë se 100 ekspozues ndërkombëtarë. Festivali mbahet në Tobacco Dock të famshëm në Londrën Lindore dhe 18,000 vizitorë pritet të kenë mundësinë të shijojnë ushqimin dhe pijet më të larta hallall. Në kuadër të programit, mjeshtëritë e tyre të gatimit do t'i prezantojnë edhe kuzhinierët më të njohur, në mesin e të cilëve edhe fituesi i MasterChef-it britanik Salih Mahmood-Ahmed.

"Tradicionalisht, gjeneratat e mëhershme kanë mun-




dur të hanë vetëm atë ushqim që është përgatitur në shtëpi, por tani, më në fund mund të provojnë ushqimin, të cilin nuk kanë mundur ta provojnë derisa janë rritur. Festivali tenton të heqë këtë barrierë, duke sjellë të gjitha llojet e ushqimit nga mbarë bota, por me një kusht, që të gjitha të mbesin hallall",- tha drejtori i Festivalit Waleed Jahangir. Festivali filloi të shtunën dhe përfundon sot. Festivali i parë i këtij lloji në Britaninë e Madhe u mbajt në gusht të vitit të kaluar. *(R. S).*

| AUTOR: AGIM GASHI | NËNSHKRIMET E MARRËVESHJEVE | I KUSHTYAR PËR DIKË | EMËR I HUAJ FEMRE | I NDYRË | LËVIZJA E ARSIMTARËVE SHQIPTARË | EMNAKË E IZETIT | TANTALI | BUJK | RINESË | INDUKSIONI | KOHË E DIKURSHME | NGACMIMET | SHTANGEM | PERSONAZH I VIRGJILIT | TERA AMPER |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MILITARIZIMET E SËRISHME | | | | | | | | | | | | | | | |
| QYTET NË TURQI | | | | | | | | | | MEJDANI / EKREMI | | | | | |
| SHQET-ËESIME | | | | | | | E PAGJAK / ASTATI | | | | | | | | VEGËL MUZIKORE FRYMORE |
| JETË PA TRAZIME | | | | | SEKT FETAR / 50 ROMAK | | | | | | | | | KALIUMI / ANËTARËSIMI | |
| GARAT PËRMBYLLËSE | | | | | | | | MË I VOGËL I MUNDSHËM | | | | | | | |
| FLUTURUESI I PARË MITOLOGJIK GREK | | | | | | | | | | | 1000 ROMAK | | DANTE ALIGERI / APARAT TELEVIZIV | | |
| NË CILIN VEND? | | | A? / NEGOCIATAT | | | | | | | | HAPËSIRË QIELLORE | | | | |
| INTERNET ARCHITECT. BOARD | | | | PROFESIONI | | | | | | | FUTBOLLIST MBROJTËS ANGLEZ | | | | |
| HIJE | | | | | | | | | | | | FSHAT NË KORÇË / GUSHORE | | | |
| ZANORE | | NË Ç'MASË? / NDARJE RAJONALE | | | | | | | | | QEMALE | | | | |
| MJET UDHËTIMI | | | | | | | | | | | AFROJ | | | | |
| | EMËR FEMRE / E VEÇANTË | | | | | | | | | | FINLANDA | | | AUSTRIA / LUMË I MADH AMERIKAN | |
| VADIT | | | | | | | | | | | TITULL NË NJË LOJË JAPONEZE | | | | I SOTËM |
| LIGJI | | | | | PERSIA E VJETËR | PRETENDIMI | GRUP GJAKU | PYJE | ADRIANI | GRADË USHTARAKE | KRYEQYTETI ITALIAN | | | | |
| EMËR I HUAJ MASHKULLI | | | | VEND KU SUNDON IMAMI / KOHË | | | | | | | LLOJ ZOGU / MEHMETI | | | | |
| VEGËL MUZIKORE ME TELA | | | | | | | ... DEMAÇI / AGJENCIA E KOSOVËS INTELIGJ. | | | | | I.Z.T. / THE KINGS SCHOOL | | | |
| SHKRONJA I & XXXV | | | AKSIDENT ME VDEKJE / ETTOVA | | | | | | | | | | DY ZANORE / ITALISHT | | |
| SHUMË E MADHE | | | | | | | | | PELA E SHALËS / KALIUMI | | | | | | |
| TRANSMETIMI | | | | | | | | SHUMË E PASTËRT | | | | | | | |



**Këshilli i Bashkësisë Islame i Pejës**

*Shpall:*

## K O N K U R S

*Për plotësimin e vendeve të lira të punës imam, hatib dhe mualim në xhamitë:*

*1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë Kurshunli - Pejë*
*2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Poqestë - Pejë*
*3. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Raushiq - Pejë*
*4. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Kryshec - Pejë*
*5. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Drelaj - Rugovë - Pejë*

**** Secili i interesuar për të konkurruar, duhet t'i plotësojë këto kushte:***

*1. Të ketë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar).*
*2. T'u përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;*
*3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*
*4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*
*5. Të mos ketë vërejtje në punë, nëse paraprakisht ka qenë i punësuar*
*6. Të ketë iniciativë dhe kreativitet në punë.*
*7. Të sjellë letërnjoftimin (fotokopje)*
*8. Të jetë nënshtetas i Republikës së Kosovës*

***Dokumentet e kërkuara:***

*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkangjitur edhe këto dokumente:*

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*

**Vërejtje:**

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Pejës*

*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Ferizajt**

*Shpall:*

## K O N K U R S

*Për plotësimin e vendeve të lira të punës imam, hatib dhe mualim në xhamitë:*

*1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Dremjak*
*2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Dubravë*
*3. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Firaj*
*4. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Brod-Emërllahaj*
*5. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Komogllavë-Llugaj*
*6. Neredime e Epërme*

**** Secili i interesuar për të konkurruar, duhett'i plotësojë këto kushte:***

*1. Të ketë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar).*
*2. T'u përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;*
*3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*
*4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*
*5. Të mos ketë vërejtje në punë, nëse paraprakisht ka qenë i punësuar*
*6. Të ketë iniciativë dhe kreativitet në punë.*
*7. Të sjellë letërnjoftimin (fotokopje)*
*8. Të jetë nënshtetas i Republikës së Kosovës*

***Dokumentet e kërkuara:***

*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkangjitur edhe këto dokumente:*

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*

**Vërejtje:**

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Ferizajt*

*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

# Hutbeja e lamtumirës (2)

*O njerëz, sot Djalli i mallkuar është i dëshpëruar, sepse ka pësuar humbje dhe nuk mundet më të ndikojë në ju. Megjithatë, gjithnjë bëhuni të kujdesshëm që ai i mallkuar të mos ju lajthitë as në gjërat më të vogla! O besimdrejtë, kur e caktoni dhe e ndani ndërmjet vete trashëgiminë, bëhuni të drejtë dhe përmbahuni Librit të Zotit. Ruajeni pasurinë e të miturve, të paaftëve dhe të marrëve.*

*Zoti çdonjërit ia ka dhënë të drejtën e tij, andaj nuk ka nevojë t'u lihet trashëgimtarëve testament, ndërsa si testament mund të lihet një e treta e pasurisë. Fëmija i takon atij, në shtratin e të cilit ka lindur. Kush pohon se i takon tjetërkujt përveç prindit, atë do ta zërë mallkimi i Zotit. Nuk i lejohet gruas të japë diçka nga pasuria e burrit të vet pa lejen e tij.*

*Borxhi duhet paguar, ndërsa sendi i huazuar duhet kthyer. Dhurata duhet kthyer me dhuratë. Kush hyn dorëzan për dikë, obligohet me përgjegjësi për dorëzani. Me robërit dhe shërbëtorët silluni njerëzisht. Ushqeni ata sikur ushqeheni vetë dhe vishni ata sikur visheni vetë. Nuk guxoni t'u bëni keq e as t'i keqpërdorni. Edhe ata janë njerëz, edhe ata janë shërbëtorë të Zotit.*

*O besimdrejtë, dijeni dhe mos harroni se të gjithë myslimanët janë vëllezër. Ju jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe detyra. Arabi ndaj joarabit nuk ka kurrfarë përparësie, kjo vlen edhe për të ziun ndaj të kuqit dhe për të kuqin ndaj të ziut, përveç në devotshmëri. Të gjithë ju jeni pasardhësit e Ademit, ndërsa Ademi e ka prejardhjen nga dheu.*

*O myslimanë, kujdesuni, duhuni dhe ndihmohuni ndërmjet vete! Nuk guxoni ta ofendoni njëri-tjetrin, as t'i grabitni diçka njëri-tjetrit. Ky është mëkat i rëndë. Merreni vetëm atë që ju jepet me dëshirë! Respektojeni pacenueshmërinë e pasurive tuaja derisa janë në frymën e ligjeve të Zotit.*

*Islami dhe interesi i përgjithshëm le të jetë mbi ju dhe mbi interesin tuaj! Përkushtojani Islamit jetën tuaj dhe në punën për Islam jepni prej vetes gjithçka që mundeni.*

*Kurrë mos e shkelni të drejtën dhe nderin e dikujt! Mos i bëni dhunë vetes! Mos harroni se mëshira është një ndër bazat e Islamit.*

*O njerëz, dëgjoni se ç'po ju them dhe mbajeni mend mirë! Po ju lë Librin e Zotit-Kuranin, i cili, nëse i përmbaheni, gjithnjë do t'ju ruajë që të mos e humbni rrugën e drejtë, rrugën e drejtësisë dhe të Vërtetës. Kurani është libër i qartë dhe i shenjtë, vepër e vërtetë e Allahut dhe fjalë e Tij, në vërtetësinë e së cilës nuk ka dyshim.*

*Para vetes e keni tërë jetën time, fjalët dhe veprat e mia. Gjithçka që kam folur dhe punuar, jam përpjekur të jetë në përputhshmëri të plotë me urdhrat e Allahut.*

*Ju vërtet nuk do të lajthitni, përderisa u përmbaheni Kuranit dhe Sunetit (traditës sime). O njerëz, pas meje nuk do të vijë më Lajmëtar tjetër nga Zoti dhe pas jush populli nuk do të ketë më Pejgamber! Pra, bëni ibadet (besoni dhe adhuroni) Zotin; falni pesë namazet në kohë; agjëroni muajin e Ramazanit; jepeni zekatin me plot zemër e të kënaqur dhe kryeni haxhin, si dhe zbatoni urdhrat e sundimtarëve tuaj! Ashtu do të hyni në Xhenetin e Zotit tuaj!*

*O besimdrejtë, flitni gjithnjë të vërtetën e pastër. Urrejtja asnjëherë të mos ju largojë nga rruga e drejtë. Drejtësia është motra e devotshmërisë. Kijani frikën Allahut, se Ai jua sheh veprimet ! O njerëz, e dëgjuat porosinë time, pra futeni atë në zemrën tuaj dhe (praktikojeni) në jetën tuaj!*

*Të gjithë ata që i dëgjuan fjalët e mia le t'ua përcjellin atyre që nuk i kanë dëgjuar, se ndodh që ata (të tjerët) i kuptojnë më mirë. O Zoti im, a e përmbusha detyrën dhe misionin e besuar? Rreth njëqind e dyzet mijë haxhi brohoritën njëzëri:*

*O i Dërguar i Zotit, ti e përmbushe misionin tënd besnikërisht, na e komunikove atë, për të cilën të urdhëroi Zoti... Atëherë Muhamedi u tha: O Zot, dëshmo! O Zot, dëshmo! O Zot, dëshmo!*

*Atë ditë atij iu shpall ajeti nga Zoti i Lartëmadhëruar: "Sot juve jua kam përsosur fenë tuaj, plotësova dhuntinë time ndaj jush dhe jam i kënaqur që Islami të jetë fe juaja." (El Maide-3)*

*Përkthyen: Nexhat Ibrahmi dhe Miftar Ajdini*